## Parathënia e botimit të dytë

Falenderimi i takon vetëm Allahut, vetëm Atë falenderojmë! I kërkojmë ndihmë, falje dhe mbrojtje nga të këqijat e veteve tona e nga të këqijat e punëve tona. Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush e humb dhe atë që Ai e humb nuk ka kush e udhëzon! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër veç Allahut dhe Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.

"O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun ashtu siç duhet pasur frikë Ai dhe mos vdisni ndryshe veçse duke qenë muslimanë".

"O njerëz! Jini të bindur (dhe përmbushni detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një vetje (Ademit) dhe nga ajo, krijoi palën (bashkëshorten) e saj. Dhe nga ata të dy, Ai krijoi burra dhe gra të shumtë. Kijeni frikë Allahun, nëpërmjet të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjellta, dhe mos i ndërprisni marrëdhëniet me të afërmit. Allahu është Vëzhgues mbi ju".

"O ju që keni besuar! Kijeni frikë Allahun dhe flisni fjalë të drejta. Ai do t'ju drejtojë ju tek veprat e mira dhe do t'ju falë juve gjynahet tuaja. Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij , me të vërtetë që ka arritur fitore të madhe".

Fjalët më të vërteta janë fjalët e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit sal-lAllahu alejhi ue selem. Gjërat më të këqia janë gjërat e shpikura! Çdo shpikje është bidat, çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të çon në zjarr!

Pasi mbaroi botimi i parë i librit "**Kohët e namazit**" e pashë të udhës ta ribotoj atë për shkak të kërkesave të përsëritura që më kanë ardhur nga një numër vëllezërish të cilëve nuk u ka rënë në dorë libri. Për këtë arsye e rishikova edhe një herë librin në formë të shpejtë me qëllim për ta ribotuar atë.

Çështja e kohëve të namazit dhe problematikave që ka në to është hapur në vendin tonë në muajt e parë të vitit 2008. Tashmë kanë kaluar dy vjet që atëherë. Më kujtohet atëherë që disa njerëz më thoshin : Mos e hap

këtë çështje se do bëhet fitneh. Madje edhe pasi u hap ata thoshin : Kjo është fitne, pa e kuptuar se çdo të thotë fitne ose pa pasur dëshirë për ta kuptuar atë. Madje edhe sot e kësaj dite ka njerëz të cilët e quajnë përhapjen e kësaj çështjeje fitneh edhe pse janë dakord që kjo është e vërteta!!

E kështu, gjithmonë kur dikush kërkon të tregojë një të vërtetë për të cilën ka urdhëruar Allahu dhe i dërguari i Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem do dalin disa njerëz për ta penguar atë me justifikime të ndryshme e ndër to edhe me këtë justifikim me të cilin është mbushur xhemati. Për këtë arsye e shoh të nevojshme në këtë parathënie të shpjegoj kuptimin e fjalës fitne dhe të tregoj realitetin e saj në lidhje me këtë çështje duke iu lutur Allahut të na ruajë nga çdo fitneh dhe të na udhëzojë në rrugën e drejtë.

Fitneh quhet ajo sprovë që e fut njeriun në gjynahe ose po deshe thuaj: Fitneh quhet mos-zbatimi i urdhërave të Allahut dhe të dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Allahu i Madhëruar ka thënë në Kur'an (kuptimi i ajetit): "**Ata kërkuan të bëjnë fitneh, më parë dhe i ngatërruan çështjet deri sa erdhi e vërteta dhe u shfaq urdhëri (**dhe feja e**) Allahut ndërsa ata e urrenin (**atë**). Disa prej tyre të thoshin : Më jep leje (**të mos marr pjesë në luftë**) dhe mos më fut në fitneh, por ata në fitneh ranë**" [Et-teubeh 48-49].

Kuptohet prej ajetit se e vërteta është e kundërta e fitnes sepse Allahu tregon në këtë ajet se ata dëshironin të bënin fitneh deri sa erdhi e vërteta, që dmth se ardhja e të vërtetës ishte shkak për asgjesimin e fitneve të tyre. Gjithashtu ka treguar se ata ranë në fitneh sepse nuk pranuan të shkojnë me profetin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem për të luftuar armikun dhe nxorrën justifikime për ta kundërshtuar urdhërin e tij. Ky ajet tregon qartë se si munafikët u justifikuan në kundërshtimin e urdhërit me frikën se mos u ndodhë ndonjë fitneh dhe më pas Allahu na tregon se ata ranë brenda asaj prej të cilës pretenduar se deshën të largohen. Medito rreth këtij ajeti dhe përpiqu të bësh lidhjen e tij me realitetin tonë se ke për të vënë re që ai është shumë i ngjashëm.

Ajetet që flasin për fitnet janë të shumta por ato rrotullohen rreth një kuptimi të cilin e ka treguar Allahu i Madhëruar në fundin e sures En-nur ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**Të ruhen ata që kundërshtojnë urdhërin e tij (**profetit**) se mos u bie ndonjë fitneh**" [En-nur 63]. Dmth fitneja vjen si rezultat i largimit nga e vërteta dhe nga ajo që ka urdhëruar Allahu dhe i dërguari i Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e jo nga zbatimi i urdhërave të Allahut dhe të dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem.

Duke u bazuar tek këto ajete mund të themi se fitneh quhet mos zbatimi i të vërtetës ose pengimi i përhapjes së saj me forma të ndryshme.

Kjo është nga ana teorike ndërsa në realitet mund të them – tani që kanë kaluar më shumë se dy vjet nga përhapja e kësaj çështjeje – se nuk ndodhi asgjë e keqe me përhapjen e kësaj të vërtete përkundrazi njerëzit e kuptuan të vërtetën në këtë çështje dhe shpëtuan namazin e tyre duke zbatuar një nga kushtet më të rëndësishme të tij që është hyrja e kohës.

Në shumë xhami filloi zbatimi i sun-netit në çështjen e kohëve të namazit duke u thirrur ezani dhe falur namazi brenda kohës së lejuar në Islam. E ky është hajr i madh madje dhe detyrë e çdo muslimani. Ndërsa fitnen e kishin për fat ata që e kundërshtuan të vërtetën duke e thirrur ezanin para kohe dhe falur namazin para kohe. Gjitashtu në fitneh ranë edhe ata që u përpoqën të vendosin pengesa në përhapjen e kësaj të vërtete në mënyrë direkte ose indirekte **"deri sa erdhi e vërteta dhe u shfaq urdhëri (**dhe feja e**) Allahut ndërsa ata e urrenin (**atë**). [Et-teubeh 48-49**].

Lusim Allahun e Madhëruar të na bëjë prej atyre që e përhapin të vërtetën pa u trembur prej qortimeve të njerëzve dhe të na dhurojë sinqeritet, durim dhe qëndrueshmëri në të vërtetën deri në vdekje. Amin

**Me emrin e Allahut Mëshirëgjerit Mëshirëplotit.**

## Kapitulli i Parë

### Hyrje

Falenderimi i takon vetëm Allahut, vetëm Atë falenderojmë! I kërkojmë ndihmë, falje dhe mbrojtje nga të këqijat e veteve tona e nga të këqijat e punëve tona. Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush e humb dhe atë që Ai e humb nuk ka kush e udhëzon! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër veç Allahut dhe Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.

"O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun ashtu siç duhet pasur frikë Ai dhe mos vdisni ndryshe veçse duke qenë muslimanë".

"O njerëz! Jini të bindur (dhe përmbushni detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një vetje (Ademit) dhe nga ajo, krijoi palën (bashkëshorten) e saj. Dhe nga ata të dy, Ai krijoi burra dhe gra të shumtë. Kijeni frikë Allahun, nëpërmjet të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjellta, dhe mos i ndërprisni marrëdhëniet me të afërmit. Allahu është Vëzhgues mbi ju".

"O ju që keni besuar! Kijeni frikë Allahun dhe flisni fjalë të drejta. Ai do t'ju drejtojë ju tek veprat e mira dhe do t'ju falë juve gjynahet tuaja. Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij , me të vërtetë që ka arritur fitore të madhe".

Fjalët më të vërteta janë fjalët e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit sal-lAllahu alejhi ue selem. Gjërat më të këqia janë gjërat e shpikura! Çdo shpikje është bidat, çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të çon në zjarr!

Një prej detyrave më të mëdha që i ka dhënë Allahu i Madhëruar njeriut është namazi. I cili nuk është obliguar në tokë si gjithë detyrat e tjera të Islamit, por është obliguar sipër shtatë qiejve natën e Mi'raxhit. Gjë që tregon vlerën e madhe që ka ky adhurim tek Allahu i Madhëruar.

Gjithashtu, gjëja e parë për të cilën do pyetet njeriu ditën e gjykimit është namazi, po nuk qe ai në rregull, nuk kanë për të qënë në rregull as punët e tjera. Siç ka thënë Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem në hadithin që e ka saktësuar Albani nga Enesi radiallahu anhu :

"Gjëja e parë për të cilën do pyetet robi ditën e Gjykimit është namazi. Nëse ai është në rregull, atëherë i rregullohen të gjitha punët e tjera. E nëse ai është i parregullt, i prishen të gjitha punët e tjera". [Transmeton Taberani]

Ka thënë El Munaui në librin "El Fejdh El Kadir" : (fjala e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem) "Nëse ai është në rregull" d.m.th. nëse e ka falur të plotë me kushtet dhe shtyllat e veta dhe është pranuar, atëherë "i rregullohen të gjitha punët e tjera", d.m.th. i lehtësohet llogaria tek punët e tjera. [El Fejdh El Kadir 3/113]

Si rezultat i kësaj është e domosdoshme që njeriu të kujdeset për namazin e tij nëse dëshiron të shpëtojë Ditën e Gjykimit. Duhet të kujdeset për shtyllat, kushtet dhe detyrat e tij.

Një prej kushte kryesore të namazit që ai të jetë i saktë dhe të pranohet tek Allahu, është që të kryhet në kohën e tij.

Allahu i Madhëruar ka thënë (kuptimi i ajetit): "**Namazi për besimtarët është obligim në kohë të caktuar**" {En-nisa 103}. Ka thënë Ibn Mes'udi në shpjegimin e ajetit: Namazi ka një kohë të caktuar si haxhi.

Kanë rënë dakord dijetarët se namazi që falet para se të hyjë koha, nuk është i saktë. Ka thënë Ibn Hazmi: Allahu i Madhëruar ka bërë për çdo namaz farz kohë të kufizuar me një fillim dhe një fund. Hyn në një kohë të caktuar dhe del në një kohë të caktuar. Prandaj nuk ka dallim ndërmjet atij që e fal (namazin) para kohe dhe atij që e fal pas kohës (së përcaktuar), sepse që të dy e kanë falur namazin jo në kohën e vet. [El Muhala 2/10]

Ka thënë Ibn Uthejmini: Namazi përpara kohë nuk është i saktë, e për këtë kanë rënë dakord dijetarët. Nëse njeriu falet para kohë me dashje,

namazi i tij nuk është i saktë dhe nuk shpëton nga gjynahu. Ndërsa, nëse e fal pa dashje duke menduar se ka hyrë koha nuk merr gjynah, por namazi që ka falur konsiderohet nafile dhe ka për detyrë që ta përsërisë, sepse prej kushteve të namazit është hyrja e kohës! [Esh-sherh El Mumti' 2/96]

Allahu i Madhëruar kur ua ka bërë detyrë besimtarëve namazin, u ka treguar atyre edhe kohën që falet ky namaz. Prandaj, të nesërmen e ditës së Mi'raxhit Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem i erdhi Xhibrili alejhi selam për t'i treguar kohët e namazit. (Hadith të cilin do ta përmendim më poshtë kur të tregojmë kohën e çdo namazi).

Gjithashtu Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem i ka treguar shokëve të tij kohët e namazit në formë të qartë, madje edhe në praktikë! Kështu që, këto kohë namazi janë të përcaktuara në Islam dhe të shpjeguara në formë të qartë që në kohën e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem.

Duhet ditur se, Allahu i Madhëruar nuk e detyron njeriun për gjëra të vështira dhe as për gjëra që janë të pamundura të njihen ose të zbatohen. Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem ka thënë : "**Unë jam dërguar me fenë e drejtë dhe të lehtë**". Transmeton Ahmedi dhe Taberaniu. Saktësoi Albani.

Sidomos kur flitet për detyra që i përkasin të gjithë muslimanëve si namazi. Sepse namazi është prej detyra të përgjithshme që i përket çdo muslimani. Kështu që edhe njohja e tij dhe e kohëve të tij, duhet të jetë e thjeshtë që të ketë mundësi çdo musliman t'i njohë ato dhe t'i zbatojë pa pasur vështirësi.

Nuk është e mundur që Allahu t'i urdhërojë njerëzit për diçka, e më pas, mos t'ua tregojë atyre se çfarë është ajo gjë për të cilën i ka urdhëruar. Dhe as se si, e kur kryhet! Më pas t'i kërkojë llogari për atë. Allahu thotë në Kur'an : "**Nuk e detyron Allahu askënd përtej mundësive**" [El Bekareh 286]

Ka thënë Ibn Tejmijeh për ata që përdorin mënyrat agjebrike në përcaktimin e drejtimit të kibles (e cila ngjan në disa aspekte me çështjen e

njohjes së kohëve të namazit, sepse të dyja i nevojiten çdo muslimani dhe janë kushte të namazit) : "… Nëse dikush thotë: "Duhet që njeriu të drejtohet drejt Qabes (në namaz), aq sa po të bësh një drejtëz nga mesi i ballit dhe hundës së tij, të shkojë drejt e në Qabe", i thuhet : Duhet patjetër të ketë një rrugë për njohjen e kësaj gjëje, sepse Allahu nuk na ka obliguar asgjë pa na e treguar rrugën e njohjes së saj. Por, siç dihet këto rrugë (që përdorin këta njerëz për njohjen e drejtimit të kibles) i njohin vetëm një pakicë njerëzish, e megjithatë në to ka shumë gabime, ndërkohë që detyra e drejtimit nga kibla është e përgjithshme për të gjithë muslimanët. Pra, kjo njohje që është detyrë (për të gjithë) nuk mund të jetë aq e fshehtë deri në atë shkallë sa nuk mund të njihet, vetëm se duke ndjekur një rrugë të gjatë, të frikshme, duke qënë se njohja e saj në mënyrë të sigurt është e pamundur ose shumë e vështirë në shumicën e rasteve. Prandaj, ata që ndoqën këto rrugë (d.m.th. jo rrugën Profetike) flasin pa dije e megjithatë, ata bien në kontradiktë (me njëri-tjetrin)… [Mexhmu'ul Fetaua 22/211-212]

Kështu është edhe çështja e kohëve të namazit! Njohja e tyre nuk mund të jetë diçka e fshehtë që e njohin vetëm disa njerëz, sepse Allahu e ka bërë namazin detyrë për të gjithë. Si rezultat, edhe njohja e kohëve të tij, duhet të njihet nga të gjithë. Për këtë arsye, ai që pretendon se i njeh kohët e namazit jo me mënyrën Profetike, ka gabuar. Siç veprojnë njerëzit sot të cilët i përcaktojnë kohët e namazit me llogaritje matematikore. Kjo rrugë është e gjatë, e lodhshme nuk përshtatet me lehtësimin e Islamit dhe e frikshme, sepse mund të të devijojë larg nga e vërteta. Madje, realiteti e ka treguar këtë devijim siç do ta shohësh gjatë këtij libri.

Si rezultat, njohja e namazit dhe e kohëve të tij është një prej gjërave të mundshme për çdo njeri pasi t'i ketë lexuar argumentet.

Muslimanët i kanë njohur këto kohë të namazit që në kohën e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem, siç i kishte caktuar Xhibrili alejhi selam kur erdhi tek Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem dhe i tregoi kohët e namazit, ashtu edhe Profeti sal-lAllahu aleji ue selem. Madje edhe dijetarët i kanë treguar këto kohë në librat e tyre të fik'hut.

Gjithashtu ata kanë ecur me këto kohë, deri sa dolën disa njerëz të cilët pretenduan se duan të jenë më të kujdesshëm për kohët e namazit dhe për këtë nxorrën mënyra të reja për njohjen e këtyre kohëve duke lënë pas shpine, mënyrën Profetike .

Filluan të përdorin llogaritjet matematikore për gjetjen e kohëve të namazit duke pretenduar se kjo mënyrë është më preçize. E, si rezultat i lënies së sunetit të Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem ata gabuan në shumë gjëra!

Kështu, ata i futën muslimanët në një qorrsokak të vështirë me qëllimin e mirë për të bërë një përputhje ndërmjet matematikës dhe Islamit, duke harruar se Islami nuk ka nevojë për matematikë edhe pse matematika është e vërtetë, sepse qëllimi i Islamit është t'i lehtësojë gjërat e jo ti vështirësojë. Sikur Allahu t'ua bënte detyrë muslimanëve ti njihnin kohët e namazit me anë të matematikës do kishte qenë një detyrë e vështirë për shumicën e tyre.

Duke pasur mënyrën e thjeshtë Islame të pastër në të cilën edhe po gabove pa dashje të fal Allahu inshaAllah. Përse duhet të ndjekim mënyra të vështira, të gjata e të pasigurta?!

Ka thënë Ibn Tejmijeh: "… por ne e kemi treguar se mund të japim përgjigje për çdo çështje Islame të cilën na e ka sjellë Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem pa llogaritje agjebrike edhe pse llogaritjet algjebrike janë të sakta. Ne, e kemi treguar se nuk është e nevojshme për të njohur Islamin të kesh njohuri të cilat gjenden tek jomuslimanët edhe pse mund të jenë të sakta. E për më tepër, rrugët e zgjidhjeve algjebrike janë të gjata, e Allahu na ka mjaftuar me gjëra të tjera (më të thjeshta). Kështu ndodh me çdo gjë që i ka zbritur Allahu të dërguarit të Tij sal-lAllahu alejhi ue selem si psh: njohja e drejtimit të kibles ose **njohja e kohëve të namazit** ose **njohja e shfaqjes së agimit ose** njohja e daljes së hënës së re! **Të gjitha këto mund të njihen me rrugët që kanë ndjekur sahabët dhe ndekësit e tyre të mirë pa patur nevojë për gjëra të tjera**. Edhe pse njerëzit kanë shpikur mënyra të tjera. **Shumë prej tyre mendojnë se Sheriati nuk mund të**

**njihet pa këto (mënyra të shpikura) e kjo vjen prej injorancës së tyre.** Siç mendon një grup prej tyre psh. se njohja e kibles është e pamundur pa njohur meridianet dhe paralelet. Këto janë njohuri të vërteta që njihen me llogjikë por njohja e kibles tek muslimanët nuk ndalon këtu. [Mexhmu'ul Fetau 9/215]

Gjithashtu, ka thënë për ata që përdorin mënyra të tjera larg mënyrës Profetike për njohjen e të vërtetës: "… kjo që thonë ata është ose e kotë ose zgjatje rruge, e cila e largon atë që kërkon të vërtetën nga rruga. Prandaj këta nuk shpëtojnë ose prej gabimit i cili e largon njeriun nga e vërteta, ose prej rrugës së gjatë që e lodh njeriun deri sa të arrijë tek e vërteta, duke qënë mundësia që të arrijë tek e vërteta nga një rrugë e afërt. Siç e përngjasuan disa prej selefëve (këtë gjë) me atë njeri që i thuhet: ku është veshi yt, e ai e ngre dorën shumë, më pas e rrotullon dhe kap veshin e majtë në një kohë që mund prekte veshin e djathë ose të prekte të majtin me dorën tjetër. [Mexhmu'ul Fetaua 9/153]

Për ta konkretizuar më shumë çështjen, duhet ditur se ata të cilët kanë përpiluar kalendarët nuk janë dijetarë, por janë specialistë në fushat e shkencave ekzakte! E, ata kanë gabuar dy herë. Hera e parë, se nuk kanë përdorur metodën Profetike të njohjes së kohëve të namazit dhe hera e dytë kur i mveshën Islamit termat e tyre shkencorë. Nuk njihej në kohën e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem ky lloj perëndimi i diellit që thonë këta të cilët e quajnë : "Perëndimi astronomik". As, ky lloj agimi, të cilin e quajnë : "Agimi astronomik". Këto terma si: "Perëndimi astronomik" ose "Agimi astronomik", nuk përputhen me atë që njihnin sahabet në kohën e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem, sepse Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem quante agim, dritën që del në horizontin e lindjes me disa detaje që do vijnë më pas. Ndërsa, bashkëkohësit tanë quajnë agim, momentin kur dielli arrin poshtë horizontit të lindjes në një gradë të caktuar edhe pse në horizont nuk duket asnjë fije drite. Gjithashtu, Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem quante perëndim fshehjen e diellit mbas horizontit perëndimor, qoftë ky horizont, male, kodra, fusha apo det! Ndërsa këta, quajnë perëndim kur dielli futet poshtë vijës imagjinare të horizontit që ka lidhje me koordinatat

gjeografike, pa marrë parasysh male, kodra apo fusha. Aq sa kemi dëgjuar që ka edhe prej tyre, të cilëve kur u thuhet se dielli perëndoi, të thonë: jo nuk ka perënduar, se e pengon mali. Po qe se diellin e pengon mali që është pjesë e tokës, a mund të perëndojë ndonjerë ky diell për këta?! Diçka është e sigurt që Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem dhe sahabët nuk i kanë njohur këto gjëra që këta i marrin në konsideratë, për njohjen e kohëve të namazit. Prandaj themi që ka dallim ndërmjet termave Islame të kohëve të namazit dhe termave shkencorë. Kështu, ata i kanë përpiluar këto kalendarë, jo duke u bazuar në termat Islamë të kohëve të namazit, por duke u bazuar tek termat shkencorë. Prandaj, agimi në Islam, nuk është i njëjti agim për të cilin flasin këta njerëz, as dreka, as perëndimi i diellit dhe as muzgu i jacisë.

Komisionit të përhershëm i është drejtuar një pyetje nga disa autoritete zyrtare, si vijon: Koha për të falur namazin e sabahut hyn kur dallohet fija e bardhë nga fija e zezë në agim. Specialistët që merren me studime astronomike në Jordani kanë treguar se agimi është tre lloje : 1. Agimi astronomik! 2. Agimi detar! 3. Agimi civil! Pyetja që del, është : Agimi në të cilin falet namazi i sabahut në Arabinë Saudite, a hyn në një nga këto tre lloje, siç kërkojmë edhe mendimet e dijetarëve për këtë çështje?

Përgjigje: Hyn koha e sabahut sipas Islamit kur dallohet fija e bardhë. Kjo bardhësi, është bardhësia e cila shfaqet horizontalisht në errësirën e horizontit të lindjes. Ajo është një dukuri natyrore që ndodh në një distancë kohore të konsiderueshme para lindjes së diellit. E ka bërë Allahu shenjë për mbarimin e natës sipas Sheriatit, fillimin e kohës së agjërimit dhe kohës së sabahut! Kështu që ky, është kufiri ndarës ndërmjet natës dhe ditës, sipas Sheriatit. E, me të janë lidhur adhurimet që janë ligjëruar natën dhe ditën.

**Nuk është e ligjshme (në Islam) që muslimanët të mbështeten në caktimin e kohëve të adhurimeve të tyre, tek llogaritjet astronomike**. Gjithashtu, ndarja e agimit në tre lloje, nuk ka bazë në fe dhe as emërtimi i çdo lloji me një emër të veçantë! Këto janë terma të reja, për të cilat kanë

rënë dakord disa njerëz dhe nuk merren në konsideratë në caktimin e kohëve të adhurimit. [Fetaua El-Lexhnetu Ed-Daimeh v1/125,126 nr i fetvasë 3779]

Gjithashtu, ajo që e vërteton gabimin e tyre është edhe fakti se ata bien në kontradiktë në caktimin e kohës së namazit të sabahut dhe të jacisë, madje edhe për kohët e tjera. Ndërkohë që për përshkrimin e kohës së namazit të sabahut, umeti Islam nuk ka kontradikta. Atëherë, nga dolën këto kontradikta tek këta njerëz?! Kjo tregon se ata nuk e njohin në të vërtetë agimin si term Islam, sepse nuk mund të llogjikohet që muslimanët sot të bien në kontradiktë për një gjë që kurrë nuk ka pasur kontradikta ndërmjet tyre. Kjo kontradiktë është një prej "begative" të lënies së sunetit dhe mbështetjes tek llogaritjet në gjetjen e kohëve të namazit.

"Po, ata kanë rënë dakord për diçka, kanë rënë dakord për kundërshtimin e sunetit!" Prandaj, të gjitha metodat astronomike e kanë llogaritur namazin e sabahut dhe të jacisë, jo duke parë bardhësinë e agimit dhe as zhdukjen e të kuqes në perëndim, por duke llogaritur këndin që krijon dielli me vijën e horizontit kur ndodhet poshtë horizontit. Këtu, nuk kemi të bëjmë me llogaritje të veçanta për vendet ku do përmenden, por kemi të bëjmë me metoda të ndryshme të llogaritjes. Çdonjëra prej tyre, vlen sipas atyre që e kanë nxjerrë që të llogarisësh kohën e namazit në çdo vend të botës.




**fig. 1**

Kjo figurë tregon këndin që krijohet, kur dielli ndodhet poshtë horizontit. Kënd, tek i cili bazohen përpiluesit e kalendarit.

E, megjithatë, të gjitha këto përcaktime që kanë bërë këta për namazin sabahut, gjithashtu edhe për jacinë në disa vende dhe periudha, janë të gabuara sepse nuk përputhen me realitetin dhe as me përshkrimin që ka dhënë Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem për agimin dhe për jacinë, siç do ta tregojmë këtë gjë në kapitullin e dytë të librit. Shiko tani kontradiktat e tyre në këtë përcaktim:

1. Specialistët e autoriteteve Egjiptiane e kanë përcaktuar këndin e diellit për sabah 19.5 gradë ndërsa për jacinë 17.5 gradë.

2. Shoqata Islame e Amerikës Veriore: këndi i diellit në agim 15 gradë, ndërsa në jaci 15 gradë.

3. Lidhja botërore Islame: këndi i diellit në agim 18 gradë; në jaci 17 gradë.

4. Universiteti i shkencave Islame në Karaçi: këndi i diellit në agim 18 gradë; në jaci 18 gradë.

5. Kalendari Umul Kurra me të cilin ecën sot edhe Arabia Saudite (për të cilin janë shprehur edhe vetë autoritetet Saudite se në të ka gabime, siç do ta tregojmë gjatë këtij libri) këndi i diellit në agim 19 gradë; ndërsa për jacinë e kanë caktuar një orë e gjysëm pas perëndimit të diellit, me përjashtim të Ramazanit në të cilin koha ndërmjet akshamit dhe jacisë është 2 orë.

Profesori Abdul Melik Ali El Kulejb, drejtor i vëzhgimeve klimaterike dhe atmosferike në Aeroportin civil të Kuvajtit ka bërë një studim për çështjen e agimit. Ndër të tjera, thotë në këtë studim: Kanë rënë dakord studiuesit e astronomisë dhe specialistët e atmosferës se kur dielli ndodhet 17 - 18 gradë poshtë horizontit, nuk mund të shikohet asnjë lloj drite agimi në lindje. Marrë nga enciklopedia Amerikane dhe Britanike! Gjithashtu, ka treguar në studimin e tij, se për vërtetimin e kësaj çështje është bazuar

edhe në pikat e vrojtimit (observatorë) të njohur si Observatori i Greenuiçit, etj.

Mbase dikujt mund të mos i bëjë shumë përshtypje diferenca e gradëve që treguam, duke pretenduar se ajo diferencë është e vogël!

Specialistët thonë: 2.5 gradë diferencë në vendet pranë ekuadorit. d.m.th, 10 minuta diferencë. Ndërsa në vendet pranë detit mesdhe, kjo diferencë d.m.th. 20-25 minuta! E, ajo shtohet më shumë nëse bëhet fjalë për Europën veriore dhe Kanadanë. Kjo nuk është diferencë e vogël. Sikur të jetë diferenca 10 minuta e të falësh psh. sunetet e sabahut, nuk të pranohen sepse i ke falur para kohe! Po kur diferenca është më e madhe dhe njeriu e fal farzin e sabahut para kohe…! Ose kur e vonon akshamin duke menduar se jacia nuk ka hyrë akoma… !

Përpara këtyre kontradiktave, njeriu i thjeshtë ngelet në dilemë. Si ai që gjendet mes katër rrugëve, nuk di, kë prej këtyre metodave të zgjedhë! A ka mundësi që të gjitha të jenë të sakta për të njëjtin vend dhe kohë?! Kjo është e pamundur.

Zgjidhja është shumë e thjeshtë. Kjo zgjidhje është që muslimani të njohë caktimin e kohëve  siç i ka përcaktuar Islami, me mënyra të thjeshta që vlejnë për çdo kohë, vend dhe shoqëri. Pa pasur nevojë për gjithë këto kontradikta, të cilat i çojnë muslimanët në përçarje dhe rrezikojnë namazin e tyre duke e falur para kohe!

Për shpjegimin e kohëve sipas Islamit dhe problemet që kanë disa prej këtyre kohëve tek njerëzit, kemi folur në kapitullin e dytë të këtij libri.

## Kapitulli i dytë : Përcaktimi i kohëve të namazit sipas Sheriatit.

### *1. Namazi i Drekës*

Fillimi i kohës së drekës është kur dielli largohet nga kupa e qiellit, ndërsa fundi i kohës është kur hyn koha e Ikindisë.

Argument për këtë është hadithi i Ebu Hurejres radij-Allahu anhu, se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: “Namazi ka fillim dhe mbarim kohor! Fillimi i kohës së drekës është kur dielli largohet nga kupa (e qiellit), ndërsa fundi i kohës është kur hyn koha e Ikindisë. Fillimi i kohës së Ikindisë është kur hyn koha e saj dhe fundi është kur zverdhet dielli. Fillimi i kohës së akshamit është kur perëndon dielli dhe fundi i kohës është kur zhduket drita në horizont (në horizontin e perëndimit). Fillimi i kohës së Jacisë është kur zhduket drita në horizont dhe fundi i saj është ne mesin e natës. Fillimi i kohës se Sabahut, është kur del agimi dhe fundi i tij është kur del dielli.” [Transmeton Tirmidhiu, Tahaui, Darekutni, Bejhakiu, etj.]

Ka thënë Ibnu Hazmi: “Fillimi i kohës së drekës është kur dielli largohet nga kupa e qiellit dhe anon nga perëndimi. Nuk lejohet të fillohet namazi i drekës para kësaj kohe dhe nuk është i saktë para saj. Më pas vazhdon kjo kohë, derisa të bëhet hija e objektit sa vetë objekti, pa llogaritur hijen që ishte në fillimin e drekës, por llogaritet hija që është mbi këtë hije.” [El Muhal-la 2/197]

Ka thënë Ibnu Abdul-Berr: “Kanë rënë dakord dijetarët e Islamit, se fillimi i kohës së drekës është kur dielli largohet nga kupa e qiellit. Kohë, në të cilën fillon zgjatja e hijes pasi është pakësuar në kufirin maksimal, qoftë kjo në verë apo në dimër edhe pse gjatësia e hijes ndryshon nga vera në dimër! **Kur të duket qartë largimi i diellit nga kupa, me anë të asaj që treguam ose me ndonjë mënyrë tjetër, ka hyrë dreka**. Për këtë gjë, nuk ka kontradiktë ndërmjet dijetarëve.” [El Istidhkar 1/24]

Ka thënë Neueuiu: "Kur themi, largimi i diellit nga kupa e qiellit, kemi për qëllim atë që shohim ne, jo largimin e tij në të vërtetë, sepse ai ndodh

përpara se ta shohim ne, por kjo gjë nuk merret në konsideratë. Detyrimi dhe hyrja e kohës, ka lidhje me largimin që shohim ne! Si rezultat, nëse dikush merr tekbirin fillestar të namazit për namazin e drekës, para se të duket largimi i diellit (nga kupa e qiellit) dhe dielli largohet pasi ky ka dhënë tekbir ose gjatë kohës që po jep tekbirin, namazi i tij nuk është i saktë, edhe pse tekbiri fillestar është kryer pas largimit të diellit në realitet por jo kur e shohim ne...! Gjithashtu edhe sabahu! Nëse dikush përpiqet që ta marrë vesh kur hyn (me mënyra të tjera larg mënyrës Profetike) dhe u sigurua që tekbiri fillestar është kryer pasi ka hyrë sabahu (sipas tij) por në një kohë që nuk mund të përfytyrohet dallimi i agimit me sy, nuk i quhet namazi i sabahut! [El Mexhmu'u 3/21]

"Nuk ka kontradiktë ndërmjet fukahave, se fillimi i kohës së drekës është kur dielli largohet nga kupa e qiellit për në perëndim dhe nuk lejohet që dreka të falet para kësaj kohe. Largimi i diellit nga kupa e qiellit, njihet duke ngulur në tokë të sheshtë një shkop te drejtë ndërkohë që dielli ndodhet akoma ne lindje. Përderisa hija vazhdon të pakësohet, atëherë dielli nuk ka mbërritur akoma në kupën e qiellit. E, kur objekti të mos ketë hije ose u shkurtua hija në maksimum, atëherë dielli është në kupë të qiellit. Kjo është koha e ndaluar për t'u falur! Kur hija të kalojë nga perëndimi në drejtim të lindjes dhe fillon te zgjatet, atëherë dielli është larguar nga kupa e qiellit dhe ka hyrë dreka. Argument që fillimi i kohës së drekës është largimi i diellit nga kupa, është hadithi i Xhibrilit, i cili do të vijë më poshtë". [Enciklopedia e Fik'hut 7/172]

"Kanë rënë dakord dijetarët, se koha e drekës hyn kur të largohet dielli nga kupa e qiellit. Gjë, e cila do të thotë që dielli të largohet nga mesi i qiellit për në perëndim! Nëse dikush fillon të falet përpara largimit të diellit nga kupa dhe dielli largohet pasi ka filluar ai te falet, nuk i quhet namazi. Njihet largimi i diellit nga kupa në zgjatjen e hijes pas shkurtimit të saj maksimal, sepse dielli, kur lind, formon për çdo objekt hije në drejtim të perëndimit dhe sa më shumë që ngrihet, aq më shumë pakësohet hija, derisa ndalon. E, kur hija fillon sadopak zgjatjen, kjo tregon se dielli është larguar nga kupa e qiellit!

Ka thënë Imam Neueuiu: Nëse dëshiron të njohësh largimin e diellit nga kupa e qiellit, vendos nje shkop ose diçka tjetër në diell mbi një tokë të sheshtë dhe bëje me shenjë cepin e hijes, e më pas vëzhgojë atë. Nëse hija shkurtohet, kjo tregon se dielli nuk është larguar nga kupa e qiellit, prandaj vëzhgoje akoma derisa të shikosh hijen duke u zgjatur! Atëherë kuptohet që dielli është larguar nga kupa e qiellit.

Ndryshon gjatësia e hijes në momentin kur dielli është në kupë të qiellit, sipas stinës dhe vendit! Si rezultat, hija në kohën kur dielli është në kupën e qiellit, në stinën e verës është më e shkurtër se kurrë, atëherë kur dita është më e gjatë se kurrë! Ndërsa, në stinën e dimrit, kur dielli është në kupën e qiellit, hija (e drekës) është më e gjatë se kurrë, atëherë kur dita është më e shkurtër se kurrë!

Gjithashtu, hija ndryshon sipas vendeve! Sa më afër ekuadorit të jetë vendi, aq më e shkurtër është hija në kohën kur dielli është në kupën e qiellit". [Enciklopedia e Fik'hut 24/ 54]

Ka thënë Hatab Er-Ruejni: Fillimi i kohës është kur largohet dielli nga kupa e qiellit, e kjo njihet me zgjatjen e hijes, sepse hija në fillim të ditës është e gjatë! Ajo vazhdon të shkurtohet përderisa dielli është në anën e lindjes deri sa dielli të shkojë në kupën e qiellit. E kur dielli të anojë nga ana e perëndimit, atëherë fillon hija të zgjatet, e ky quhet **zeual**. Por, duhet që hija të zgjatet me një zgjatje të qartë! Vetëm atëherë hyn dreka. [Meuahibul Xhelil li sherh Muhteser El Halil 2/11]

Ka thënë Es-San'ani: Fillimi i drekës është kur dielli largohet nga kupa e qiellit siç e tregojnë hadithet e mësipërme! Por, transmetimi i Ibn Ab-basit dhe një prej transmetimeve të Xhabirit (në hadithin e Xhibrilit alejhi selam) kanë treguar diçka më të veçantë ku thonë: " ... dhe hija ishte sa rripi i sandales". Ky është sqarim që tregon sigurimin e hyrjes së drekës, sepse nuk mund të vërtetohet animi i diellit (nga perëndimi) vetëm se me zgjatjen e hijes. E më e pakta (distancë) me anë të së cilës mund të përcaktohet (zgjatja e hijes) është rripi i sandales, e ky rrip është afro dy gisht. [El Jeuakitu fil Meuakit 34-35]

Ka thënë El Karafi në librin [El Jeuakit fi ilmil Meuakit]: Është bërë e njohur se një prej “evlijave”, pretendoi se dëgjoi lëvizjen e diellit që shkaktohet kur dielli largohet nga kupa e qiellit dhe fali me një grup njerëzish drekën, por dielli u largua nga kupa e qiellit – duke u bazuar tek shikimi me sy – më pas! Karafi, e qortoi atë për këtë namaz në këtë kohë dhe tha: E vërteta është se ai duhet ta falë përsëri, sepse Allahu na ka urdhëruar për namazin (në kohën) që e dallojmë me shikimin e qartë. Nuk mund të jetë koha (kur dielli largohet nga kupa e qiellit) e zeualit, ajo kohë që njohin vetëm melaiket apo “evlijatë“ me inspirim, shkak për detyrimin e faljes së namazit. Madje, sikur një prej evlijave të fluturojë në qiell një orë para agimit edhe pse mund të shohë agimin prej atje, apo diellin, nuk i lejohet që ta falë sabahun në atë kohë, sepse agimi të cilin e ka vendosur Allahu si shenjë për lejimin e faljes së sabahut është ai agim që shohim mbi faqen e dheut! [Meuahibul Xhelil li sherh Muhteser El Halil 2/15]

Ka treguar Albani në librin e tij “Zinxhiri i Hadittheve të Sakta”, këtë hadith: Ka thënë Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem: "**Robërit më të zgjedhur të Allahut janë ata që vëzhgojnë diellin, hënën, yjet dhe hijet për (**të njohur kohët e**) përkujtimit të Allahut**".

Më pas, tha Albani: … më pas, duhet patjetër me këtë rast të flas rreth këtij hadithi dhe rreth kuptimit të tij. Nuk është e panjohur për njerëzit e ditur se ezani është një prej shenjave të Islamit. Për vlerën e tij janë transmetuar shumë hadithe të njohura në librat e saktë dhe librat e sunetit, e në të tjerë libra! E solla këtë hadith këtu, për dy shkaqe:

**1.** Që të vërtetohet çështja e zinxhirit të tij të transmetimit. Gjithashtu të shihet, a e kanë qëlluar ata që e kanë saktësuar këtë hadith apo kanë gabuar! Më pas, për t’i dhënë gjykimin që i takon sipas rregullave të dijes së hadithit. Dhe unë e dhashë këtë gjykim, duke shpresuar prej Allahut të Madhëruar që të më ketë dhënë sukses për tek e vërteta që e kënaq Atë!

**2.** Për t'u përkujtuar se çfarë poshtërimi dhe nënvleftësimi i ka rënë kësaj shenje Islame në një pjesë të xhamive, në të cilat është detyrë që ezanin ta thërrasin muezinët! Por që ata mjaftohen me ezanin e radios, duke e

transmetuar me anë të mikrofonave në altoparlantet që ndodhen në minaret! **Ezan, i cili thirret sipas përcaktimit astronomik të kohëve të namazit. Përcaktim, i cili nuk përputhet me përcaktimin Islam në disa kohë** (namazi) **në shumë prej vendeve. Ne, jemi siguruar, se sabahu thirret çerek ore ose më shumë para hyrjes së agimit të vërtetë! Ndryshon kjo diferencë sipas vendeve. Dreka thirret çerek ore para kohe. Akshami rreth 10 minuta pas perëndimit të diellit dhe jacia rreth gjysëm ore me vonesë**. Kjo gjë, siç e sheh, bën që disa namaze të falen para kohe. Gjë, e cila është gabim dhe shkaku është i qartë, mosnjohja e Islamit dhe mbështetja tek astronomia dhe llogaritjet e saj, të cilat bien ndesh me Islamin. Kjo gjë i bëri disa muezinë, të cilët nuk mjaftohen me ezanin e radios, por i thërrasin vetë ezanet, të mos njohin në mënyrë absolute kohët sipas Sheriatit të cilat **bazohen në shikimin me sy**! Gjë, e cila mund të njihet prej çdokujt, pa bërë dallim ndërmjet analfabetit apo dikujt tjetër, pasi t'i ketë njohur këto sipas Islamit. Psh: Agimi hyn kur të shkëlqejë drita e bardhë dhe të përhapet në horizont. Dreka hyn kur të largohet dielli nga kupa e qiellit. Ikindia hyn kur të bëhet hija e çdo objekti sa gjatësia e tij, duke shtuar hijen fillestare në kohën e zeualit. Akshami hyn kur perëndon dielli dhe futet poshtë horizontit dhe jacia kur të zhduket e kuqja në perëndim. Nuk ka dyshim se këto kohë ndryshojnë nga një vend në tjetrin, në bazë të meridianëve dhe paraleleve ku ndodhen! Gjithashtu, ato ndryshojnë në bazë të lartësisë së vendit. Gjëra, të cilat muezini duhet t'i ketë parasysh! [Zinxhiri i haditheve të sakta hadithi nr 3440]

Po te ecësh me kalendarin e faljeve do të vësh re, se koha e drekës në të, nuk është në përputhje me këto që u përmendën më sipër!

Argument për këtë që po them është realiteti. Është në mundësinë e çdokujt që ta provojë atë që ka treguar Imam Neueuiu e të tjerë, për ta kuptuar gabimin e kalendarit.

Ky gabim ka ardhur sepse ata kanë konsideruar drekë, kohën kur dielli është në kupën e qiellit, jo kur dielli largohet nga kupa e qiellit! Ata e

llogarisin drekën duke e ndarë kohën që nga lindja e diellit deri në perëndimin e tij në dy. Kjo është koha e drekës sipas tyre!

Mbase dikush mund të thotë: Jemi dakord me këtë! Por ne mund të presim pesë minuta dhe detyrimisht që dielli e ka kaluar kupën e qiellit, sepse dielli nuk qëndron në vend as një sekondë.

Duhet ditur se zeuali dhe zgjatja e hijes quhet ajo zgjatje të cilën e shohim ne me sy të lirë! Argumentet dhe fjalët e dijetarëve për këtë i përmendëm më sipër. E, nuk quhet zeual ai që llogaritet me sekonda, apo me të qindat e sekondës, sepse Allahu i Madhëruar nuk na ka urdhëruar ta matim hijen me milimetra. E, sikur Allahu të na urdhëronte për këtë, do kishte qenë diçka e vështirë. Gjë, e cila nuk i përshtatet lehtësisë së fesë Islame!

Psh: Më datën 7 tetor 2008, në Tiranë, e kontrollova kohën e drekës me anë të hijes dhe më rezultoi si vijon: Dreka hyri në orën 12:50, ndërsa në kalendarin e aktual dreka hynte në orën 12:34. D.m.th., diferenca është 16 minuta. Kjo nuk është diferencë e vogël! Prandaj, muslimanët duhet të kenë kujdes për namazin e tyre. Normalisht që rezultati mund të ndryshojë nga stina në stinë, për këtë arsye duhet kontrolluar herë pas here!

Është e pëlqyeshme që të vonohet namazi i drekës në kohën e nxehtësisë së madhe! Nga Enes Ibnu Malik (radij-Allahu anhu) transmetohet se ka thënë: Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e vononte namazin (e drekës) kur ishte nxehtë (derisa te freskohej) dhe kur ishte freskët e shpejtonte! [Trans. Nesaiu]

Gjithashtu, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: “Kur të shtrëngohet i nxehti, shtyjeni namazin deri sa të freskohet, sepse nxehtësia e madhe është prej shfryrjes së Xhehenemit” [Trans. Buhariu, Muslimi, e te tjerë]. Me këtë mendim është Ibnul Mubarek, Ahmedi dhe Is’haku.

2. ***Namazi i Ikindisë***

Koha e Ikindisë hyn kur hija është sa objekti. Nga Xhabiri (radij-Allahu anhu) transmetohet se Xhibrili alejhi selam i erdhi Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) dhe i tha: “Ngrihu, falu! Dhe e fali drekën kur dielli u largua nga kupa e qiellit. Më pas, i erdhi ne kohën e Ikindisë dhe i tha: “Ngrihu, falu!” Dhe e fali Ikindinë kur hija ishte sa objekti. Më pas, i erdhi në kohën e akshamit dhe i tha: “Ngrihu, falu!” Dhe u fal kur ra dielli (mbas malit). Më pas, i erdhi në kohën e Jacisë dhe i tha: “Ngrihu, falu!” Dhe e fali atë kur u zhduk shefeku (e kuqja që ndodhet në perëndim, pas perëndimit te diellit)! Më pas, i erdhi ne Sabah dhe i tha: “Ngrihu, falu!” Dhe e fali atë, kur shkelqeu agimi. Më pas, i erdhi te nesërmen për namazin e drekës dhe i tha: “Falu!” Dhe u fal kur hija u bë sa objekti ” Më pas, i erdhi për ikindinë dhe i tha: "Ngrihu dhe falu!” Dhe e fali Ikindinë kur u bë hija e çdo objekti sa dyfishi i tij. Më pas, i erdhi në kohën e akshamit, në të njëjtën kohë pa ndryshim. Më pas, i erdhi në kohën e Jacisë kur iku gjysma e natës – ose tha: (1/3) një e treta e natës! Më pas i erdhi për Sabahun kur u zbardh shumë dhe i tha: Falu! E, e fali Sabahun! Më pas i tha: Ndërmjet këtyre të dyjave ka kohë. **[Transmeton, Ahmedi, Nesaiu, Tirmidhiu, etj.]**

Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve (për kohën e hyrjes së Ikindisë). Gjithashtu është edhe një transmetim nga Ebu Hanifja, të cilin e ka treguar Imam Tahaui.

Fundi i kohës së Ikindisë është kur të zverdhet dielli dhe të fillojë perëndimin, siç tregohet në hadithet e mësipërme.

Gjithashtu argument për këtë është fjala e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem): ***“Kush kap një rekat prej namazit të Ikindisë përpara se të perëndojë dielli, e ka kapur Ikindinë.”*** [Muttefekun alejhi]

Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve. Gjithashtu është edhe mendimi i Ebu Hanifes, Ebu Jusufit dhe Muhamed Ibnul Hasen.

Mirëpo, nuk lejohet vonimi i Ikindisë derisa të zverdhet dielli para akshamit vetëm se në raste nevoje, sepse Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: ***“Ky është namazi i munafikut, rri dhe ruan diellin,***

***derisa kur dielli ndodhet ndërmjet brirëve të shejtanit, ngrihet dhe i fal shpejt e shpejt katër rekate në të cilat e përkujton Allahun shumë pak."*** [Trans. Xhemati, përveç Buhariut dhe Ibnu Maxhes].

Mendimin se vonimi i Ikindisë është i papëlqyeshëm e ka transmetuar Tirmidhiu nga Abdullah Ibnul Mubarek, Shafiiu, Ahmedi dhe Is'haku, e ky është mendimi i Ibnu Hazmit gjithashtu!

Namazi i ikindisë është namazi i mesëm.

Ka thënë Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) në luftën e Hendekut: ***"Ua mbushtë Allahu varret dhe shtëpitë e tyre me zjarr se na preokupuan nga namazi i mesëm derisa perëndoi dielli."*** [Muttefekun alejhi] Dhe në një transmetim të Muslimit, Ahmedit dhe Ebu Daudit ka thënë: ***"Na preokupuan nga namazi i mesëm, namazi i Ikindisë"***.

Me këtë kuptim kanë ardhur edhe shumë hadithe të tjera të sakta, e ky është mendimi i shumicës së dijetarëve.

**3. *Namazi i Akshamit***

Fillimi i kohës së namazit të akshamit është kur perëndon dielli, ndërsa fundi i kohës është kur zhduket shefeku (e kuqja që ndodhet në perëndim). Argument për këtë janë hadithet e mësipërme. Gjithashtu, argument është hadithi i Selemes (radij-Allahu anhu) , në të cilin thotë: "E falnim akshamin me Profetin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) kur dielli mbulohej me perde." [Trans. Buhariu]

Ka thënë Ibnu Rexhebi në shpjegimin e këtij hadithi:

Kuptimi i fjalës së Selemes (radij-Allahu anhu) "... kur dielli mbulohej me perde" do të thotë, kur dielli zhdukej nga sytë e njerëzve duke u fshehur mbas tokës.

Hadithin e Selemes (radij-Allahu anhu) e ka transmetuar gjithashtu edhe Imam Muslimi dhe teksti i tij është kështu: “Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e falte akshamin kur perëndonte dielli dhe fshihej pas perdes.”

Gjithashtu e ka transmetuar Ebu Daudi dhe teksti i tij është: “E falte kur perëndonte dielli, kur zhdukej pjesa e tij e sipërme.”

Ka thënë Ibnu Rexhebi: Ky hadith dhe ai që ishte përpara tij, tregojnë se namazi i akshamit dhe çelja e iftarit hyjnë menjëherë mbas perëndimit të diskut të diellit. Për këtë gjë kanë rënë dakord të gjithë dijetarët. Këtë gjë e ka treguar Ibnul Mundhir dhe të tjerë. Kanë thënë dijetarët e medh’hebit tonë (Hanbelitë), Shafiitë dhe të tjerë: Nuk merret në konsideratë e kuqja e fortë pas rënies së diskut të diellit dhe fshehjes së tij prej syve, ndërsa, nëse mbeten rrezet e tij tek muret e shtepive ose tek malet, kjo merret në konsideratë.

Imam Tahauiu ka treguar se disa njerëz kanë vendosur si kusht për hyrjen e akshamit, jo vetëm perëndimin e diellit, por edhe daljen e yllit. Nuk ka treguar Imam Tahauiu se kush janë këta! Me sa duket, ky është mendim i grupeve të humbura si rafidat, etj.

Asnjë prej dijetarëve që merren në konsideratë nuk e ka thënë këtë mendim. [Fet’hul Bari, i Ibnu Rexhebit 3/160-161]

E kam vëzhguar kohën e perëndimit të diellit këtu në Tiranë për muaj me rradhë dhe kam vënë re se koha hyn nga 4 minuta deri në 15 minuta para kalendarit kjo varet nga stina , nga atmosfera dhe avujt që ndodhen në të.

Ka thënë Albani: Për çështjen e parë kanë rënë dakord dijetarët (d.m.th. për hyrjen e akshamit), ndërsa për daljen e tij nuk kanë rënë dakord. Një grup prej tyre janë të mendimit se namazi i akshamit ka vetëm një kohë, duke u bazuar tek hadithi i Xhibrilit që u përmend më sipër, në të cilin ndër të tjera thuhet se “E fali akshamin në të dyja ditët në të njëjtën kohë, kur perëndoi dielli.” Ky është mendimi i Ibnul Mubarekut dhe Shafiiut.

Mirëpo, hadithet e sakta tregojnë se koha e akshamit vazhdon deri, sa të largohet shefeku. Ky është një mendim tjetër i Shafiiut në medh’hebin e vjetër, e të ri.

Gjithashtu, këtë mendim e kanë saktësuar një numër i madh dijetarësh të medh’hebit Shafii, e këtë mendim e ka zgjedhur Imam Neueuiu në librin e tij “El Mexhmu”. Ndërsa, hadithi i Xhibrilit alejhi selam, tregon për kohën më të mirë të akshamit (dhe jo për kohën e lejuar).

Shefeku është e kuqja (që ndodhet në perëndim pas perëndimit të diellit). Argument për këtë është fjala e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): ***“Koha e akshamit është deri, sa të zhduket shefeku i ndezur.”*** [Trans. Muslimi]

Ka thënë Imam Neueuiu në librin e tij “El Mexhmu”: Ky përshkrim i shefekut, i përshtatet të kuqes dhe jo të bardhës.

Ibnu Huzejme, në librin e tij e ka treguar qartë këtë gjë duke e transmetuar nga Abdullah Ibn Amr, se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: ***“Koha e akshamit është deri, sa të zhduket e kuqja e shefekut.”*** Ka thënë Albani: Ky hadith, zinxhirin e transmetimit e ka të saktë. Me këtë mendim (d.m.th. se shefeku është e kuqja) është shumica e fukahave dhe dijetarëve të gjuhës. Gjithashtu edhe Bejhakiu ka transmetuar me zinxhir të saktë transmetimi këtë gjë nga Ibnu Umeri.

Ka thënë Ebu Hanifja, Muzeni dhe një grup fukahash, gjithashtu edhe një grup dijetarësh të gjuhës, se shefeku (të cilin e ka konsideruar Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem, fundin e kohës së akshamit) është e bardha që vjen pas të kuqes (në perëndim).

Ka thënë Imam Neueuiu në shpjegimin e Sahihut të Muslimit: ...por mendimi i parë është më i saktë. [Eth-themerul Mustetab f 60]

Ka thënë Albani: ... është lutur Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) për falje për muezinët që e thërrasin Ezanin për çdo namaz në kohën e duhur, por këta në kohën tonë janë shumë të pakët!

Pak prej tyre mund t'i gjesh që e thërrasin Ezanin sipas përcaktimit Islam të kohës, ndërsa shumica e tyre e thërrasin atë sipas përcaktimit kohor astronomik, të shkruar në kalendarë, **por, kalendarët nuk janë të saktë**, sepse bien në kundërshtim me realitetin. Për shembull, sot në datën 20 Muharrem 1406 të Hixhrit, ka lindur dielli nga maja e malit në orën 05:45, ndërsa në kalendarin e ministrisë së fesë, dielli lind në orën 05:33. Kjo vjen sepse unë jam në kodrën Hemlan, ndërsa për ata të cilët ndodhen në mes të Amanit, lindja e diellit sigurisht që vonohet më shumë. Me keqardhje (e them) se ata e thërrasin Ezanin këtu për Sabah 20 – 30 minuta përpara se të hyjë koha. Si rezultat i kësaj, në disa Xhami, e falin Sabahun dhe më pas dalin nga xhamia, por agimi s'është shfaqur akoma. E, kjo fatkeqësi ka përfshirë shumë vende Islame si, Kuvajtin, Marokun, Taifin, etj.

Këtu tek ne, e thërrasin Ezanin për **namazin e Akshamit 5 – 10 minuta pasi ka perënduar dielli**. Kur bëra Umren në Ramazanin e vitit të kaluar, vajta tek një vëllai ynë për ta vizituar në Medineh dhe u ngjita në katin e sipërm të ndërtesës ku ai banonte për të parë perëndimin e diellit. E, ne ishim agjërueshëm dhe muezini e ka thirrur Ezanin 13 minuta pasi perëndoi dielli. [Zinxhiri i haditheve të sakta 6/279 hadithi nr 2780]

Ka thënë Albani gjithashtu, në një vend tjetër: "Me të vërtetë është për të ardhur keq që sot shohim shumë njerëz duke kundërshtuar sunetin, sepse shumë prej tyre e shohin perëndimin e diellit me sytë e tyre, e megjithatë nuk e çelin agjërimin derisa të dëgjojnë Ezanin e vendit ku banojnë, duke mos e ditur - së pari – se, ata nuk e thërrasin Ezanin duke shikuar perëndimin, por duke u bazuar tek kalendari astronomik dhe - së dyti - se, perëndimi i diellit mund të ndryshojë në të njëjtin vend nga njëra anë e tij tek tjetra për shkak të maleve dhe luginave! Ne kemi parë të tjerë të cilët e çelnin agjërimin edhe pse dielli nuk kishte perënduar akoma, sepse kishin dëgjuar Ezanin. [Zinxhiri i Haditheve të Sakta 5/80 hadithi nr 2081]

Është e pëlqyeshme të shpejtohet namazi i akshamit përpara se të dalin yjet. Argument është fjala e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem): ***"Do të vazhdojë umeti im të ngelet në mirësi – ose në fitra – përderisa nuk e vonojnë akshamin derisa të dalin yjet.***" Këtë hadith e ka saktësuar Albani, por ky shpejtim nuk bie ndesh me dy rekatet që falen përpara akshamit (sunetet), sepse këtë gjë e ka thënë Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) dhe e ka pohuar.

Ka thënë Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) : ***"Ndërmjet çdo Ezani dhe Ikameti ka namaz."*** E tha dy herë dhe herën e tretë, shtoi: ***"... për atë që dëshiron."*** [Trans. Xhemati]

**4. *Namazi i Jacisë*.**

Fillimi i kohës së Jacisë është kur zhduket shefeku, i cili është e kuqja, siç e treguam më sipër. Ndërsa fundi i kohës së Jacisë është mesi i natës, siç tregohet në hadithet e mësipërme. Ky është mendimi i Ibnu Hazmit. Gjithashtu, ky është transmetuar nga Imam Maliku.

Ka thënë Ebu Seid El-Istaharij: Kur të ikë 1/3 ose gjysma e natës ka kaluar koha e namazit dhe quhet kaza. Kjo është ajo që kuptohet gjithashtu nga fjala e Imam Shafiiut, ku thotë: Kur të kalojë 1/3 e natës mendoj se namazit i ka kaluar koha.

Argument për mendimin e Shafiiut që Jacisë i del koha kur mbaron 1/3 e natës është hadithi i Aishes, ku thotë ndër të tjera: "... faleni atë (Jacinë) ndërmjet zhdukjes së shefekut dhe mbarimit të një të tretës së natës" [Trans. Nesaiu]

Mirëpo, është vërtetuar në hadithet e mësipërme se koha e Jacisë është deri në mesin e natës, e kjo është një shtesë që duhet pranuar. Gjithashtu, kjo gjë është transmetuar në hadithe të tjera, si p.sh. në hadithin e Enesit, ku thotë: E vonoi Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) namazin e Jacisë deri në mesin e natës, pastaj u fal dhe tha: ***"Njerëzit e***

***tjerë u falën dhe fjetën, kurse ju jeni në namaz përderisa prisni namazin."*** [Trans. Buhariu dhe Ahmedi]

Ndërsa për të mbështetur mendimin e shumicës së dijetarëve të cilët thonë se namazi i Jacisë vazhdon derisa të hyjë agimi, nuk kemi gjetur vetëm se dy argumente.

Hadithi i parë është hadithi i Ebu Katades, se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: ***"Nuk quhet neglizhencë*** *(vonimi i namazit)* ***prej gjumit, por neglizhencë është ta shtysh faljen e namazit derisa të vijë koha e namazit tjetër."***

Këtë mendim e ka kundërshtuar Ibnu Hazmi me forcë dhe ka thënë: Ky hadith nuk tregon atë që thonë ata! Ata dhe ne dhe të gjithë dijetarët kemi rënë dakord se koha e namazit të Sabahut nuk vazhdon derisa të vijë dreka. Kështu që, ky hadith nuk tregon se koha e çdo namazi është e lidhur me kohën e namazit tjetër, por tregon se ai që e vonon namazin deri sa të dalë koha ka rënë në gjynah edhe kur koha e namazit ka lidhje me kohën e namazit tjetër, edhe kur nuk ka lidhje. Gjithashtu, nuk thuhet ne hadith se ai që e vonon namazin deri sa të dalë koha nuk quhet neglizhent, vetëm nëse e vonon deri sa të hyjë koha e namazit tjetër.

Hadithi i dytë! Nga Aishja (radij-Allahu anha) transmetohet se ka thënë: E vonoi Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) një ditë namazin e Jacisë deri sa iku një pjesë e madhe e natës dhe i zuri gjumi njerëzit në Xhami. Më pas doli dhe u fal dhe tha: "***Kjo është koha e namazit sikur mos t'ia vështirësoja umetit tim"*** [Trans. Muslimi, etj]

Në kuptimin e jashtëm të hadithit kuptohet se ai e ka falur namazin pasi ka kaluar mesi i natës! Mirëpo, hadithi ka kuptim tjetër! Ka thënë Imam Neueuiu: Qëllimi i fjalës që thuhet në hadith "...një pjesë e madhe e natës" nuk do të thotë shumica e natës, por do të thotë shumë prej natës. Ky lloj shpjegimi është i domosdoshëm për hadithin, sepse Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) thotë në këtë hadith: ***"Kjo është koha e tij"*** (e pëlqyeshme). Por nuk lejohet të kuptohet këtu se, kuptimi i tij është pas

mesit të natës, sepse asnjë prej dijetarëve nuk ka thënë që vonimi i Jacisë pas mesit të natës është i pëlqyeshëm. Pra, ky hadith nuk tregon aspak se koha e Jacisë zgjatet deri për Sabah, siç ka pretenduar Tahaui.

Nata mbaron me daljen e agimit të vërtetë. Ky është medh'hebi i Shafiive dhe i të gjithë dijetarëve, siç ka thënë Neueuiu në librin e tij "El Muxhmu' ".

Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e pëlqente vonimin e Jacisë [Trans. Xhemati] dhe nxiste për këtë gjë! Ka thënë: ***"Vonojeni këtë namaz, sepse juve ju ka veçuar Allahu me këtë namaz kundrejt gjithë umeteve të tjerë. Nuk e ka falur atë, asnjë umet përpara jush!"***. [Trans. Ebu Daudi dhe Ahmedi. Zinxhiri i trans. është i saktë!]

Megjithatë ai nuk ua përforconte këtë lloj nxitje, sepse vonimi është i vështirë.

Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), herë e vononte e herë e shpejtonte këtë namaz!

Kur e shikonte se ata grumbulloheshin shpejt, e shpejtonte dhe kur shikonte se vonoheshin, e vononte. [Trans. Buhariu, Muslimi, etj]

*E kam vëzhguar hyrjen e namazit të jacisë gjithashtu disa herë këtu në Tiranë, në Durrës, në Librazhd e në të tjera vende dhe kam vënë re se jacia hyn një orë ose një orë e pesë minuta mbas perëndimit të diellit në mendimin e të gjithë dijetarëve d.m.th., në mendimin e atyre që thonë se jacia hyn kur të zhduket e kuqja dhe të atyre që thonë se jacia hyn kur të zhduket e bardha që ndodhet në perëndim. Por, besoj se gjatë ndryshimit të stinëve mund të ketë pak ndryshim! Ndërsa kalendari, tregon se jacia hyn 1 orë e gjysëm përafërsisht pas perëndimit të diellit, deri në dy orë në stinën e verës në disa kalendarë.*

5.**Namazi i Sabahut**

Fillimi i kohës së Sabahut është kur shfaqet agimi, siç është treguar në hadithet e mësipërme.

Ka thënë Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): ***“Nuk është agimi ai që del kështu”*** dhe i bashkoi gishtat e tij. Më pas i uli ato duke i drejtuar nga toka! ***“Por agimi është ai që del kështu”*** dhe më pas i bashkoi dy gishtat tregues dhe i shtriu duart e tij duke i hapur!” [Trans. Muslimi, etj.]

“Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e falte namazin e Sabahut në gales.” [Muttefekun alejhi]

Kanë thënë dijetarët e gjuhës: “Gales”, quhet errësira e fundit të natës kur përzihet me dritën e agimit.

Vetëm një herë e ka falur Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem), namazin e Sabahut kur është zbardhur plotësisht.

Ka thënë Ebu Mes’ud El Ensari (radij-Allahu anhu) në një hadith, ndër të tjera: E fali Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem), Sabahun në gales. Një herë tjetër e fali pasi u zbardh shumë dhe më pas namazi i tij, deri sa vdiq ishte në gales. [Trans. Ebu Daudi, etj. Hadithi është i saktë]

Ka thënë Albani : "Herë-herë, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e mbaronte namazin e Sabahut në gales. Thotë Aishja (radij-Allahu anha): Gratë besimtare merrnin pjesë në namazin e Sabahut të mbështjella me rrobat e tyre. Më pas ktheheshin në shtëpitë e tyre pasi kryenin namazin. Nuk i njihte njeri, nga galesi. [Trans. Buhariu, Muslimi, etj]

Herë-herë, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e mbaronte namazin e Sabahut pasi kishte zbardhur (ishte përhapur drita e agimit) aq sa mund ta njihte njeriu fytyrën e shokut të tij.

Siç ka thënë Ebu Berzeh El-Eslemi: Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e mbaronte namazin e Sabahut kur njihte njeriu atë që kishte pranë. [Trans. Buhariu, Muslimi, etj]". [Eth-themerul Mustetab 79-80]

Ka thënë Ibnul Arabi (një prej dijetarëve të mëdhenj të Islamit) në librin [Aridhatul Ahuedhij]: Kanë rënë dakord dijetarët se falja e namazit në gales është më e mirë por kjo gjë është e pëlqyeshme kur të dalë agimi dhe të shfaqet aq sa mund të shihet me sy! Ndërsa, ai që falet në bazë të gradave (të lëvizjes së yjeve) para se të shfaqet (agimi që shihet me sy) ai është bidatçi. [Meuahibul Xhelil li sherh Muhteser Halil 2/14]

Ka thënë Muhamed Tekijud-Din El-Hilali: "Kush dëshiron të njohë agimin sipas Islamit, duhet patjetër të njohë dy gjëra :

E para: Të studiojë hadithet Profetike të cilat bëjnë dallimin ndërmjet agimit të rremë dhe agimit të vërtetë, fjalët e sahabëve, tabiinëve dhe fjalët e dijetarëve të mëdhenj.

E dyta: Duhet të jetë prej atyre njerëzve që janë mësuar ta shohin agimin! Siç janë muezinët, ose të ketë udhëtuar shumë nëpër shkretëtira. E, për të sqaruar çështjen e parë, unë po shkruaj librin me titull “Agimi i vërtetë dhe dallimi i tij nga agimi i rremë”. (ku, në të cilin ka shkruar si më poshtë)

Kjo çështje sqarohet si vijon:

Shpjegimi i fjalës së Allahut të Lartësuar në Suren, El-Bekareh 187 : ***“Hani dhe pini, derisa të dallohet qartë fija e bardhë nga fija e zezë në agim”***.

Ibnu Kethiri e ka shpjeguar këtë ajet me hadithet që do të vijojnë më poshtë : Transmeton Buhariu dhe Muslimi, nga Aishja (radij-Allahu anha) se, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: ***“Të mos ju ndalojë nga ngrënia e syfyrit, ezani i Bilalit! Hani dhe pini derisa ta thërrasë Ezanin Ibnu Umi Mektumi, sepse ai nuk e thërret Ezanin derisa të agojë”***.

Kuptohet prej këtij hadithi, e prej të tjerave hadithe që mbartin të njëjtin kuptim se, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) në Ramazan kishte dy muezinë. Njëri shihte (e ky ishte Bilali), kurse tjetri ishte i verbër (e ky ishte Ibn Umi Mektum). E, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem), Muezinin që shikonte i cili i paralajmëronte njerëzit për afrimin e agimit, e kishte vënë ta

thërriste Ezanin përpara se të agonte. Ndërsa, muezinin e verbër, e kishte vënë ta thërriste Ezanin pasi agonte.

Kush ishte qëllimi i tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), me këtë gjë? Po të mendojmë sado pak me llogjikën tonë të mangët, do të kuptojmë se muezini i cili shihte e meritonte më shumë të thërriste Ezanin e dytë për të qenë më i kujdesshëm me shikimin e tij, për të parë momentin kur hynte agimi e ta thërriste atë që në çastet e para të agimit, në mënyrë që njerëzit të ndaloheshin nga e ngrëna dhe e pira! Mirëpo, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) bëri të kundërtën dhe e vendosi muezinin e verbër të thërrasë Ezanin i cili bën të ndaluar ngrënien dhe pirjen dhe bën të lejuar namazin, sepse dëshironte që t'ia lehtësonte umetit të tij dhe të mos ia vështirësonte. Prandaj, kush e shtrëngon atë që e ka lehtësuar Allahu dhe i Dërguari i Tij, ka gabuar!

Fjala e Allahut: ***"...deri sa të dallohet qartë për ju"*** është në përputhje me hadithin. Nuk thuhet në ajet derisa të dalë agimi, por thuhet ***"...derisa të dallohet qartë për ju"*** o njerëz, që do të thotë për të gjithë njerëzit, aq sa të mos dyshojë asnjëri prej tyre se agimi ka hyrë!

Në një transmetim të Buhariut dhe të Muslimit thuhet: ***"Hani dhe pini deri sa të thërrasë Ezanin Ibn Umi Mektumi. Ai ishte i verbër dhe nuk e thërriste Ezanin deri sa t'i thuhej, agoi, agoi"***.

Hadithi i dytë:

Transmeton Imam Ahmedi nga Kajs Ibnu Talk, nga babai i tij, se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Nuk është agimi ai i gjati në horizont, por është i gjeri, i kuqi"***.

Transmeton Tirmidhiu gjithashtu dhe teksti i tij është : ***"Hani dhe pini dhe mos t'ju shqetësojë shkëlqimi vertikal! Hani dhe pini derisa të shfaqet gjerësisht, i kuqi"***.

Ka treguar Ibnu Kethiri transmetimet e Ibni Xheririt për këtë hadith. Transmetimi i parë është nga Semura Ibnu Xhundub, se Profeti (sal-lAllahu

alejhi ue selem) ka thënë: ***"Mos t'ju mashtrojë thirrja e Bilalit dhe as kjo bardhësi derisa të shpërthejë agimi*** – ose tha – ***derisa të shfaqet agimi"***.

Transmetimi i dytë po prej Semurah, se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: ***"Mos t'ju mashtrojë Ezani i Bilalit dhe as kjo bardhësi vertikale, derisa të zgjerohet"***.

Transmetimi i tretë. E ka transmetuar Muslimi në librin e tij të saktë si Ibnu Xheriri.

Transmetimi i katërt. Transmeton Ibnu Xheriri nga Muhamed Ibni Theuban, se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) ka thënë: ***"Agimi është dy lloje: Ai që është si bishti i ujkut nuk bën haram*** *(nuk ndalon)* ***asgjë! Por agimi, është ai i cili përhapet në horizont. Ky e lejon namazin dhe e ndalon ushqimin"***.

Ka thënë Muhamed Tekijudin: Fjala e tij: ***"si bishti i ujkut"***, sepse ai e ngre lart bishtin, e me anë të tij e ka përshkruar agimin e rremë.

Transmeton Abdu-Rrezzaku nga Ibni Abasi se ka thënë: Agimi është dy lloje: Ai që shkëlqen në qiell as nuk lejon gjë, e as nuk ndalon gjë! Por, agimi i vërtetë është ai që ndriçon mbi majat e maleve. Ky është ai që e ndalon të pirën.

Ka thënë Ata'i: Nëse ndriçon në qiell, nuk e bën të ndaluar pirjen për agjëruesin, e as nuk e lejon namazin. Ndriçimi i qiellit, do të thotë që drita të jetë vertikale! Por agimi, është ai i cili ndriçon mbi majat e maleve. Ky është ai i cili e ndalon pijen për agjëruesin...

Ky zinxhir transmetimi është i saktë, deri tek Ibni Abasi dhe Ata'i. Ky kuptim është transmetuar edhe nga selefë të tjerë.

Nga Mekhul El-Ezdij, transmetohet se ka thënë: Kam parë Ibnu Umerin duke marrë një enë me ujë prej Zem-Zemit dhe u tha dy vetave: A

ka hyrë agimi? Tha, njëri prej tyre: Po! –Tha, tjetri: Jo! E, Ibnu Umeri e piu ujin". [El Fexhru Es-Sadiku ue Imtijazuhu anil Fexhril Kadhib]

Ka thënë Ebu Umer Ibnu Abdil-Berr: Kanë rënë dakord dijetarët, se koha e namazit të Sabahut fillon me shfaqjen e agimit të dytë në momentin kur ai dallohet! E, ky agim është bardhësia e cila përhapet në horizontin e lindjes. [El Ixhma: Fq. 46]

Ka thënë Ibnu Hazmi: Nuk vlen për të (namazin) ezani i cili thirret para agimit, sepse ai është ezan syfyri, jo ezan namazi. Kështu që nuk lejohet që të thirret ezani për namaz para kohës që treguam.

Transmetohet nga Ibrahim En-Nekhai, se ka thënë: Alkame Ibnul Kajs dëgjoi një muezin duke e thirrur Ezanin natën dhe tha: Ky e ka kundërshtuar një prej suneteve të shokëve të Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem). Sikur të flinte në krevatin e tij, do të ishte më hajër për të!

Në një transmetim nga En-nekhai, ka thënë: Kur një muezin e thërriste ezanin natën, i thoshin: Ki frikë Allahun dhe përsërite Ezanin. [El Muhala 2/159 - 160]

Ka thënë Ibnu Kudame: Koha e Sabahut hyn me shfaqjen e agimit të dytë. Për këtë ka Ixhma'. Gjithashtu, për këtë kanë treguar edhe hadithet të cilat flasin për kohët e namazit. Ky agim është bardhësia e cila përhapet në horizont dhe quhet agimi i vërtetë, sepse ai është treguar i vërtetë në shfaqjen e tij. [El Mugni 1/335]

Ka thënë Shemsud-Din Es-Serakhsi: Agimi është dy lloje: I pari është i rremi, të cilin e quajnë arabët "bishti i ujkut" dhe kjo është bardhësia e cila shfaqet në qiell vertikalisht. E pas këtij, vjen sërisht errësirë. I dyti është agimi i vërtetë, e kjo është bardhësia e cila shpërndahet në horizont. Me shfaqjen e agimit të rremë nuk hyn koha e namazit, e as nuk është e ndaluar për agjëruesin të hajë përderisa nuk ka dalë agimi i vërtetë. [Kitabu El-Mebsut 1/258]

**Veçoritë e dy agimeve [Marrë nga libri “Meshru'u Diraseti Esh-Shefek” 11-23]** :

Veçoritë e agimit të rremë

1. Është i gjatë, vertikal, i drejtuar për në qiell ose pak i anuar.
2. Shkëlqen ka bardhësi dhe dritë.
3. Në disa raste pjesa e tij e poshtme është e errët, ajo pjesë që lidhet me horizontin e lindjes. Kjo për shkak të atmosferës dhe qartësisë së qiellit. Ky është kuptimi që kanë thënë disa fukaha se pas këtij agimi, vjen errësirë.
4. Ky agim shfaqet në qiell dhe jo në horizontin e afërt të tokës.
5. Ndikon drita e hënës në dallimin e tij. Kështu që në netët që ka hënë në anën e lindjes në fundin e natës, njohja e këtij agimi është e vështirë.

Veçoritë e agimit të vërtetë:

1. Shfaqet në formë horizontale dhe është i përhapur në horizont siç është përmendur në hadithet e mësipërme.
2. Shfaqet pas agimit të rremë.
3. Ka thënë Ibn Hazmi në përshkrimin e agimit të vërtetë: Ky agim është bardhësia e cila shfaqet horizontalisht në qiell në horizontin lindor, në vendin ku më pas lind dielli.
4. Ky agim shfaqet në një kohë të caktuar para diellit, kohë e cila zgjatet dhe shkurtohet në bazë të stinëve.
5. Herë-herë ky agim përzihet me ngjyrë të kuqe (në fillimin e tij), sidomos kur qielli është i pastër. Kjo ngjyrë është relative në krahasim me bardhësinë e agimit të rremë. Kjo e kuqe shtohet dhe

pakësohet sipas gjendjeve të atmosferës dhe mund të shfaqet si në ngjyrë të turbullt. Argument për këtë janë hadithet e mësipërme.

6. Ky agim mbush tregjet, rrugët dhe banesat. Ka thënë Ibn Xherir Et-Taberi: Veçoria e kësaj bardhësie është se ajo përhapet në qiell dhe drita e saj mbush rrugët.

7. Ndikimi i dritës së hënës tek ky agim është shumë i vogël edhe nëse hëna ndodhet në lindje, në fund të natës.

- **Sun-neti i Profetit** (sal-lAllahu alejhi ue selem) **në ezanin, namazin e sabahut dhe diferencën kohore ndërmjet tyre!**

Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) kishte dy muezinë për namazin e sabahut! Njëri thërrise ezanin natën që t'i paralajmëronte njerëzit për afrimin e agimit të vërtetë tek i cili mbaron koha e namazit të vitrit dhe fillon koha e agjërimit. Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) na e ka treguar këtë ide, duke thënë: " Mos t'ju ndalojë ezani i Bilalit prej syfyrit, sepse ai e thërret ezanin natën që të mbarojë faljen ai që po falet dhe të zgjohet ai që është në gjumë. Kasimi transmeton nga Aishja radij-Allahu anha se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem), ka thënë: "Bilali e thërret ezanin natën, prandaj hani dhe pini derisa ta thërrasë ezanin Ibn Umi Mektumi ". Trans Buhariu.

Diferenca kohore ndërmjet dy ezaneve nuk ishte e madhe! Ajo ishte një diferencë e vogël, për të cilën ka thënë Kasimi: " Diferenca ndërmjet dy ezaneve ishte sa të zbriste njëri dhe të ngjitej tjetri". [Trans Buhariu]

Ky është një përshkrim i përafërt për diferencën midis dy ezaneve, sepse ndërmjet tyre kishte edhe kohë për të ngrënë syfyr. Argument për këtë është fjala e mësipërme e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) në të cilën tha: " Mos e ndalojë askënd prej jush prej syfyrit ezani i Bilalit, sepse ai e thërret ezanin natën **që të mbarojë namazin ai që është duke u falur dhe të zgjohet ai që është në gjumë**!

Gjithashtu, diferenca kohore ndërmjet ezanit të dytë dhe ikametit nuk ishte e gjatë. Kjo diferencë ishte sa për të lexuar 50 ajete. Transmeton Buhariu nga Enesi radij-Allahu anhu, nga Zejd Ibn Thabit, se ka thënë: " Hëngrëm syfyr me Profetin (sal-lAllahu alejhi ue selem) më pas u ngritëm për tu falur. I thashë (Zejdit): Sa kohë kishte ndërmjet syfyrit dhe ezanit? Tha: Sa për të lexuar 50 ajete".

Ka thënë Ibnu Haxheri: 50 ajete janë të barabarta me një gradë ose me 1/3 – tën e 1/5 – tës së orës, ose sa kohë i duhet një personi për të marrë abdes. [Fethul Bari 2/55 , 4/138]. Një gradë ose 1/3 – ta e 1/5 – tës së orës është e barabarët me 4 minuta.

Është transmetuar në një hadith se, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) i drejtohet Bilalit duke i thënë: Lër ndërmjet ezanit dhe ikametit kohë, aq sa njeriu të kryejë nevojën personale pa u ngutur dhe aq sa njeriu të mbarojë së ngrëni pa u ngutur. Hadithi është i saktë, shih [Es-Silsiletu Es-Sahiha 2/546 nr 887]

Kështu bëhet e qartë se, ndërmejt ezanit të sabahut dhe ikametit në kohën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) nuk kishte diferencë të madhe kohore, kështu që koha ishte aq sa njeriut i mjaftonte për të ngrënë dhe atij që merrte abdes, për të marr abdes. [ El Mexhmu' 3/53]

Imam Buhariu ka transmetuar nga Sehl Ibn Sa'd radij-Allahu anhu, se ka thënë: Haja syfyr me familjen time, më pas shpejtoja për të arritur namazin e sabahut me Profetin (sal-lAllahu alejhi ue selem). Porfeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) këndonte në namazin e sabahut nga 60 deri në 100 ajete". Ka thënë Ibn Tejmijeh: Ky lexim është përafërsisht gjysëm xhuzi, ose 1/3 e xhuzit. [Mexhmu'ul Fetaua 22/95]

Në hadithin e Ebu Hurejres transmetohet se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) "këndonte në sabahun e xhumasë suren Sexhdeh dhe Insan" [Mutefekun Alejhi]. Ky këndim në namaz me ritëm mesatar dhe texhvid, merr një kohë prej 15 - 20 minuta dhe nëse do t'i shtojmë kësaj edhe 4 minutat që ishin midis ezanit dhe ikametit, bëhet e qartë se ndërmejt ezanit

të sabahut dhe mbarimit të namazit në kohën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) ishte një diferencë kohore rreth 25 minuta. E megjithatë, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) kur mbaronte namazin, sahabet arrinin ta njihnin njëri-tjetrin, që do të thotë se zbardhja e plotë kishte filluar dhe ky është fundi i asaj që quhet “gales”.

Ka thënë Ibn Haxheri: Fillimi i kohës kur njeriu njeh shokun e tij, është fundi i galesit. [Fet'hul bari 2/27]

Me anë të kësaj që thamë zgjidhet problemi që shtrojnë disa njerëz të cilët thonë: Ne, pasi e falim namazin e sabahut, vemë re se zbardhja është shfaqur në horizont dhe e përdorin këtë si argument për saktësinë e kalendarit të Umul Kurra në ezanin e sabahut.

Këta që e thonë këtë fjalë, nuk kanë llogaritur diferencën midis Ezanit dhe Ikametit dhe as nuk e kanë krahasuar atë me sunetin e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem). Diferenca midis ezanit dhe Ikametit në kohën tonë është 25 deri 30 minuta në shumicën e xhamive, ndërkohë që diferenca midis Ezanit dhe Ikametit në kohën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) ishte nga 4 deri 5 minuta.

Dikush mund të pyesë përderisa ne e falim namazin farz në kohën e duhur (edhe pse, ezani thirret para kohe), duke qenë se koha e tij është e përafërt me kohën e faljes së namazit në kohën e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) ku qëndron problemi atëherë ?

I themi: Problemi qëndron në disa pika:

1. Namazi i grave në shtëpitë e tyre, të cilat e falin namazin menjëherë pas thirrjes së ezanit!

2. Namazi i të sëmurëve dhe të moshuarve të cilët falen gjtihashtu menjëherë pas ezanit!

3. Namazi në Ramazan, sepse shumë prej Imamëve të Xhamive e shpejtojnë namazin në Ramazan nga 10 deri 15 minuta që sipas

këtij studimi (d.m.th. sipas studimit që kanë bërë autoritetet Saudite), është para kohe!

4. Namazi i sabahut në “Dy Haremet”, sidomos në periudhat e Haxhit dhe Ramazanit, kohë në të cilat mbushen “Dy Haremet” plotë me njerëz dhe si rezultat shpjetohet Ikameti!

5. Sunetet e sabahut, të cilat janë nga sunetet më të forta falen përpara kohe nga shumica e njerëzve.

6. Udhëtarët, të cilët e kryejnë namazin menjëherë sapo hyn koha sipas kalendarit përpara se të hipin në avion.

Çdonjëra prej këtyre pikave do të mjaftonte si shkak për ndryshimin e kalendarit, e jo më, që ato janë mbledhur të gjitha. E mbi të gjitha, këto të dhëna (d.m.th: përcaktimi i kohës së sabahut në kalendarin e Umul Kurra) nuk janë të sakta, e përderisa nuk janë të sakta duhen ndryshuar.

Gjithashtu muezini duhet të jetë besnik, prandaj nuk duhet ta thërrasë ezanin para se të hyjë koha, madje kjo gjë nuk i lejohet atij në Islam.

Kjo që thamë është përgjigje për ata që thonë se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e falte namazin në gales dhe e marrin këtë si argument për saktësinë e kalendarit të Umul Kurra, në namazin e Sabahut.

Ne, e sqaruam më sipër se ky argumentim nuk është i saktë, sepse Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e mbaronte namazin e sabahut në fundin e galesit, kohë në të cilën njeh njeriu atë që ka pranë. Ka prej dijetarëve që janë me mendimin se Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) hynte në namazin e sabahut në gales dhe largohej prej tij kur kishte filluar zbardhja e qartë.

Ka folur Ibn Haxheri rreth hadithit të Aishes, në të cilin thuhet: "**Gratë besimtare merrnin pjesë me Profetin (sal-lAllahu alejhi ue selem) në namazin e sabahut të mbështjella me rrobat e tyre, më pas largoheshin për në shtëpitë e tyre kur mbaronte namazi. Nuk i njihte njeri nga**

**galesi**" dhe hadithit të Ebi Berrzes, në të cilin thuhet se : "**Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) e mbaronte namazin e sabahut kur njeriu njihte atë që kishte pranë**", ka thënë: Nuk ka kontradiktë ndërmjet këtyre dy haditheve, sepse i pari tregon për shikimin e grave të mbështjella nga larg kurse i dyti tregon për shikim e shokut që kishte pranë. [Fethul Bari 2/55] Dihet që në xhaminë e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue selem) nuk kishte kandila. [Mexhmu'ul Fetaua 22/95].

[**Ky material – dmth veçoritë e dy agimeve e deri këtu – u zgjodh nga libri "Meshru'u Diraseti Esh-Shefek", të cilin e kanë përgatitur një grup specialistësh në fusha të ndryshme, përfaqësues të Shtetit të Arabisë Saudite – siç do ta përmendim më poshtë – për çështjen e agimit dhe problemet e kalendarit Umul Kurra, i cili është kalendari zyrtar në atë vend, fq 11-23**].

Ka thënë Adnan Araur: Kalendarët janë përpiluar në bazë të agimit të rremë. Problemi ka ardhur, sepse shumica e astronomëve dhe specialistëve të gjeografisë dhe ushtarakëve, nuk e bëjnë dallimin ndërmjet dy agimeve. Sepse, kjo gjë nuk iu intereson atyre dhe sepse ata mendojnë se agimi është e para dritë që del në horizont.

Kanë dëshmuar shumë njerëz të njohur, gjithashtu janë bërë edhe kërkime shkencore të cilat e vërtetojnë me argumente shkencore dhe me anë të shikimit se kalendarët, ndër ta edhe kalendari "Umul Kura" kanë gabuar, sepse e kanë vendosur agimin në bazë të agimit të rremë.

Kjo është një çështje shumë e rrezikshme, sepse shumë prej muslimanëve, sidomos gratë në shtëpitë e tyre dhe imamët që nguten, e falin namazin e sabahut pak pas ezanit të agimit të rremë, d.m.th. përpara agimit të vërtetë! Si rrjedhojë, namazi i këtyre njerëzve është i pasaktë nëse ata e dinë këtë gjë (d.m.th. që po falen para kohe).

Prandaj, duhet që muslimani të ketë kujdes për këtë çështje! Ta shikojë atë me dije duke ndjekur të vërtetën e duke e kërkuar atë, e jo me verbëri. Nuk i lejohet askujt që të mbështetet tek kalendari i cili është i

përgatitur në bazë të llogaritjeve astronomike, të cilin nuk dihet se kush e ka bërë, e as sesa është dija e tyre fetare dhe as, sa e ndjekin ata sunetin, sidomos pasi argumentet e qarta tregojnë gabimin e tyre. Gabim, për të cilin kanë dëshmuar dijetarët e drejtë.

- **Në vijim, kemi disa dëshmi të dijetarëve:**

**Dëshmia e Ibnu Haxher El-Askalanit, i cili ka thënë:**

"Vërejtje: Prej bidateve të këqija është ajo që kanë shpikur në këtë kohë, e thërrasin ezanin e dytë 1/3 - ën e orës para se të hyjë agimi në Ramazan dhe fikin kandilat, të cilët i kanë bërë si shenjë për ndalimin e ngrënies dhe pirjes për atë që dëshiron të agjërojë, me pretendimin se ky është një lloj rezervimi për të ruajtur agjërimin. Këtë lloj gjëje e dinë vetëm disa njerëz! Kjo gjë i ka shtyrë ata gjithashtu që ta vonojnë ezanin e akshamit një gradë pas perëndimit të diellit, për të qenë të sigurt për hyrjen e kohës sipas pretendimit të tyre.

Kështu ata vonuan iftarin, shpejtuan syfyrin dhe kundërshtuan sunetin, prandaj hajri tek ata është i pakët, ndërsa sherri është i shumtë". [Fet’hul Bari 4/199]. Pra, një gradë është e barabartë me 4 ose 5 minuta.

**Thotë imam El-Karafi**: Është bërë zakon i muezinëve dhe i atyre që merren me llogaritjen e kohës së namazit në bazë të gradave të orbitës, kur shohin gradën mesatare të orbitës ose ndonjë gradë tjetër e cila tregon se dielli është pranë horizontit me një lloj afërsie që e bën të domosdoshme shfaqjen e agimit, urdhërojnë njerëzit që të falen dhe të fillojnë agjërimin megjithëse horizonti është i qartë e nuk mund të fshihet në të agimi po të ishte shfaqur (në kohën që pretendojnë ata). Megjithatë, nuk gjen njeriu asnjë lloj shenje të agimit dhe kjo nuk lejohet, sepse Allahu i Lartësuar ka vendosur si shkak për obligimin e namazit shfaqjen e agimit në horizont, por ai nuk është shfaqur! Prandaj, nuk lejohet të kryhet namazi në këtë kohë, sepse konsiderohet kryerja e namazit përpara hyrjes së kohës. [El Furuk 2/3 301]

**Dëshmia e tretë**, është dëshmia e Muhamed Rrashid Er-Rida në tefsirin e tij “El-Menar”, ku thotë: "Prej ekzagjerimit të halefëve (brezave që kanë ardhur pas selefëve) për përcaktimin e gjërave të dukshme, me gjithë neglizhimin për rregullimin e brendshëm të zemrës dhe devotshmërisë është se ata e kanë përcaktuar agimin me minuta dhe i kanë shtuar rreth 20 minuta agjërimit, ndërsa perëndimit të diellit i kanë shtuar më e pakta 5 minuta, sikurse shiitët kanë vendosur si kusht daljen e yllit. E ky, është një lloj tejkalimi i kufijve të Allahut". [El-Menar 2/184]

**Dëshmia e Tekijudin El-Hilalit**.

Ka thënë: "Kam zbuluar pas kërkimeve të shumta dhe shikimit të përsëritur se, Ezani i Sabahut nuk përputhet me fillimin e kohës sipas Islamit, sepse muezini e thërret Ezanin përpara se të shfaqet agimi i konsiderueshëm nga Islami".

**Dëshmia e Albanit**.

Disa vëllezër në Sham dhe në krye të tyre shejhul Albani, Allahu e mëshiroftë, kanë vëzhguar agimin dhe kanë vënë re këtë që kemi thënë. Ka thënë Albani: “E kam parë atë vetë, shumë herë nga shtëpia ime në kodrën Hemlan, në juglindje të Amanit. Gjë, e cila më bëri të sigurohem për vërtetësinë e asaj që kanë treguar disa vëllezër të kujdesshëm për saktësinë e adhurimit të muslimanëve, se Ezani i Sabahut në disa vende arabe thirret 20 – 30 min përpara hyrjes së agimit të vërtetë! **D.m.th. edhe përpara agimit të rremë**! Shpeshherë kam dëgjuar ikametin e namazit të Sabahut në disa Xhami, në momentin kur hyn agimi i vërtetë, ndërkohë që ata e thërrasin ezanin gjysëm ore përpara. Kështu që, ata i falin sunetet e sabahut përpara se të hyjë koha, e në Ramazan mund të nguten e ta falin farzin e Sabahut përpara se të hyjë koha. Kjo gjë është ngushtim për njerëzit duke e mbyllur kohën e syfyrit përpara dhe shkak për mospranimin e namazit të sabahut. **E gjithë kjo ka ardhur si rezultat i mbështetjes së tyre tek përcaktimi astronomik i kohëve të namazit dhe kthimi i shpinës ndaj përcaktimit Islam**.” [Zinxhiri i Haditheve të Sakta 5/52 nr.2031]

**Dëshmia e një numri njerëzish të ditur në Arabinë Saudite**, të cilët e kanë vëzhguar hyrjen e agimit dhe u është bërë e qartë saktësia e asaj që po themi! Prej këtyre është Umer Ibn Abdul-Aziz El-Uthmani, Seid Ibn Zuejr, Abdul-Aziz Es-Sed'han, Sulejman Ed-Dehman, Abdullah Sulltan, etj.

**Dëshmia e Muhamed Ibn Salih El Uthejmin**.

Ka thënë: Përsa i përket namazit të Sabahut, koha që njohin njerëzit nuk është e saktë sepse kohës së hyrjes së agimit i kanë shtuar 5 minuta të paktën. Gjithashtu, disa vëllezër kanë dalë në shkretëtirë dhe kanë vënë re se dallimi ndërmjet kohës së përcaktuar nga njerëzit dhe agimit të vërtetë është 20 minuta. Kështu që çështja është shumë e rrezikshme, prandaj nuk duhet që njeriu në namazin e Sabahut të shpejtojë në thirrjen e Ikametit, por duhet ta vonojë rreth 20 ose 25 minuta derisa të sigurohet që agimi ka hyrë.  [Sherh Er-Rijadu Salihin 3/216]

**Dëshmi nga Sudani**!

Disa vëllezër në Sudan prej ensarëve të sunetit, kanë vëzhguar agimin dhe kanë vënë re vërtetësinë e asaj që po themi.

**Dëshmia e dijetarëve të Egjiptit**!

Ka dalë një fetva prej shejhut të Ez'herit, e përafërt me këtë që po themi. Gjithashtu ka folur qartë për këtë çështje Muhamed Has-san, madje ka bërë edhe një kasetë për këtë çështje.

**Gjithashtu, Mustafa El-Adauij ka folur për këtë gjë**! Ndër të tjera, ka thënë: E kam vëzhguar agimin në fshatin tim në Egjipt dhe agimi i vërtetë shfaqet rreth 20 minuta pas përcaktimit të kalendarit. [Këtu mbaroi fjala e Adnanit].

Ka thënë Dr. Muhamed Ahmed Sulejman drejtori i kërkimeve diellore në “Institutin Kombëtar për Kërkime Astronomike”: Kalendari astronomik që përdoret sot nuk ka ndryshuar që nga viti 1906. Më pas tha: Astronomët kanë bërë vëzhgime të agimit nga observatori (pika e vrojtimit) "Huluan"

dhe janë siguruar se kalendari që gjendet momentalisht është gabim! Më pas tha: Prandaj, për të qënë më të sigurt duhet që muslimanët ta vonojnë namazin (e sabahat) 25 - 40 minuta maksimumi.

Gazeta El-Liua në një prej numrave të saj më datë 19 Xhemadil Euel 1409 h që përkon më 29 dhjetor 1988 thotë: Këto studime astronomike filluan pasi erdhën mijëra ankesa prej muslimanëve tek dijetarët e Ez'herit dhe specialitët e astronomisë. Duke parë gjithashtu edhe faktin se kjo çështje ka shqetësuar shumicën e muslimanëve, u krijua një komision për vërtetimin e kohëve të namazit. Rezultati i këtyre studimeve pas dy vjetëve kërkimi ishte se agimi i vërtetë shfaqet 64 minuta para lindjes së diellit në disa vende dhe në vende të tjera të Republikës Egjiptiane, agimi shfaqej 57 minuta para lindjes së diellit.

Revista El Ez'her, në Sheual të vitit 1997, ka nxjerrë një kërkim në lidhje me saktësimin e kohës së thirrjes së ezanit të sabahut. Ndër të tjera, në të thuhej: Kanë rënë dakord specialistët e astronomisë dhe atmosferës se errësira është e plotë kur dielli ndodhet 18 gradë poshtë horizontit dhe se fillimi i fijes së bardhë të agimit del pas një distance kohore jo të vogël nga kjo kohë, në një kohë që shumica e kalendarëve e kanë vendosur kohën e sabahut në këtë gradë madje edhe më shumë.

❖ **Kërkimet fetare që janë bërë në lidhje me këtë çështje:**

1- Kërkimi që ka përgatitur Dr. Sulejman Ibn Ibrahim Eth-Thunejan me titull "Kohët e namazeve të obliguara" ka treguar në të, se e ka vëzhguar agimin për një vit rresht dhe ka treguar se është 15 – 24 minuta përpara agimit të vërtetë sipas Islamit.

2- Kërkimi që ka përgatitur shejh Abdullah Ibn Ibrahim Et-Turki, në të cilin ka treguar dallimin ndërmjet realitetit dhe kalendarit të "Umul Kurra" për kohën e Sabahut.

3- Kërkimet që janë bërë nga "Instituti Kërkimeve Astronomike i Universitetit të Mbretit AbdulAziz për Shkencën dhe Teknologjinë",

me urdhër nga Muftiu i Arabisë Saudite AbdulAziz Ali Shejh dhe Ministri i fesë Salih Ali Shejh (Allahu i ruajtë).

Ka marrë pjesë në këtë kërkim, specialistë të astronomisë dhe njerëz të ditur nga ana fetare.

Anëtarët: 1. Dr. Zekij Abdurrahman El Mustafa, profesor në fushën e astronomisë drejtuesi i komisionit. 2. Dr. Ejmen Seid Kurdi, profesor në fushën e astronomisë. 3. AbdulAziz Sultan El Murmish, studiues në fushën e astronomisë. 4. Mu'tez Nail Kurdi, studiues në fushën e astronomisë. 5. Dr. Sa'd Turkij El Hathlan, profesor në Xhamiatul Imam (Universitet Islam) përfaqësues i "Drejtorisë së Kërkimeve dhe Fetvave Islame". 6. Muhamed Ibn Sa'd El Harxhi, drejtor në një prej dikastereve të Gjykatës së Lartë në Rijad, përfaqësues i Ministrisë së Drejtësisë. 7. Abdurrahman Ibn Ganam El Ganam, Zv. Drejtor dhe Asistent i Minstrisë së fesë, përfaqësues i Ministrisë së Fesë. 8. Salih Ibn Uthman Es-Salih, vullnetar.

Konsiderohet ky studim nga të parat studime të këtij lloji në rang botëror. Kanë marrë pjesë në të sepcialistë të astronomisë dhe të Islamit, të cilët përfaqësojnë autoritet Saudite.

Ky studim përcaktoi fillimin real të kohës së agimit të vërtetë. Ky studim është zhvilluar në një zonë larg ndikimeve të dritave për një vit rresht! Është përdorur në këtë studim si përcaktues bazë, syri i lirë dhe aparate fotografikë për të bërë krahasimin. Ky studim është zhvilluar në Saharanë Ed-Dehna 170 km larg Rijadit.

Ky studim është bërë në formën e vëzhgimit dy ditë çdo muaj, në dy periudha kohore, periudhën e darkës pas perëndimit të diellit deri në hyrjen e jacisë dhe pas mesit të natës deri në lindjen e diellit. Me qëllim që të përfshihen të gjitha stinët e vitit që të anashkalohej edhe ndikimi që ka atmosfera në kohë të ndryshme për shikimin e horizontit. Fillimisht studimi u zhvillua në grup dhe më pas për të evituar ndikimin e vëzhguesve tek njëri tjetri u bë vëzhgim individual çdokush larg tjetrit. Më pas u bë krahasimi i rezultateve të vëshgimit, gjë që tregoi preçizionin e vëzhgimit

dhe përputhjen e përshkrimit të agimit prej anëtarëve. Çdo individi iu dha një çantë që përmbante një orë që nuk ishte në përputhje me orën reale, por që dihej diferenca (por jo prej atij që do ta përdorte) dhe ora e çdonjërit prej anëtarëve kishte diferencë kohore nga tjetra. Më pas çdo vëzhguesi do shkruante përshkrimin e asaj që ka parë në një dosje të veçantë dhe në fund kjo dosje i dorëzohej drejtuesit. Gjithashtu janë përdorur edhe aparate fotografike speciale dhe mjete gjeografike GPS.

Veçori e këtij kërkimi është se ky ishte një kërkim asnjanës i bazuar në baza fetare, shkencore, reale dhe përvoja të përsëritura. Me të vërtetë që ishte një studim preçiz dhe i dobishëm. Allahu au shpërbleftë me të mira.

**Rezultatet e kërkimit**:

1. Që personi i cili ka përpiluar kalendarin e Umul Kurra nuk ka dije fetare, sepse nuk bënte dallimin ndërmjet agimit të vërtetë dhe agimit të rremë. Për këtë arsye koha e agimit në kalendarin e Umul Kurra është vendosur sipas agimit të rremë siç e pohoi ai vet. E ky është një gabim fetar i qartë, sepse agimi që e ndalon ngrënien për agjëruesin dhe lejon namazin (e sabahut) është agimi i vërtetë siç është e njohur në islam.

2. Përpiluesi i kalendarit e ka shpejtuar kohën e agimit edhe një gradë që është e barabartë me 4 - 4.5 minuta me dëshirën e tij, për të qenë më i sigurt për agjërimin. Por ra në atë që është më e rrezikshme, e kjo është shpejtimi i kohës së sabahut.

3. Koha e agimit që ishte vendosur në kalendar ishte rreth 20 minuta para agimit të vërtetë, të cilës mund t'i shtosh edhe pesë minuta në disa stinë. Sipas gjatësisë së ditës dhe natës.

Për këtë ata shkruajtën edhe një libër me titull "**Meshru'u Diraseti Esh-Shefek**" që përkthehet "Projekti i studimit të shefekut" prej të cilit kemi shkëputur disa pjesë në librin tonë të cilat u përmendën më sipër.

Gjithashtu e kam vëzhguar agimin këtu në Tiranë për muaj me rradhë dhe kam rezultuar se koha e sabahut hyn rreth 40 minuta pas kalendarit. Kjo diferencë mund të ndryshojë gjatë stinëve.

Dikush mund të pyesë: A nuk kanë thënë dijetarët bashkohorë që diferenca kohore ndërmjet agimit të vërtetë dhe kalendarit është nga 20 deri në 30 minuta? Përse këtu tek ne del më shumë?

Përgjigje: Më sipër treguam veçoritë e agimit të vërtetë sipas sunetit të Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem, në bazë të të cilave ne e nxorrëm këtë gjykim. Argument në fenë tonë është vetëm fjala e Allahut të Madhëruar dhe fjala e tij sal-lAllahu alejhi ue selem e rëndia dakord e umetit Islam.

Ndërsa, dijetarët kanë folur për vendet e tyre. Kështu që nuk lejohet që ne t'i përdorim fjalët e dijeratëve aty ku nuk përdoren, sepse edhe ata vet nuk kanë thënë që kjo diferencë kohore është e njëjtë në të gjitha vendet dhe as nuk e kanë pretenduar këtë gjë. Madje edhe nëse do ta pretendonte dikush, ai është gabim, sepse diferenca ndryshon nga vendi në vend në bazë të vend-ndodhjes gjeografike, siç thonë dhe vet specialitët, gjë të cilën e përmendëm në kapitullin e parë. Madje ka vende në botë që shefeku i bardhë nuk zhduket tërë natën deri sa del dielli. A mund të thuhet e njëjta gjë edhe për këto vende ...?!

E mbi të gjitha, si mund t'i qetësohet zemra besimtarit që e do sunetin e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem tek fjala e njerëzve duke e pasur mundësinë që ai ta zbatojë vet atë që ka treguar Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem duke parë agimin me sytë e tij apo drekën apo perëndimin e diellit.

Kjo ishte arsyeja për të cilën e shkruajta këtë libër që të qartësohet rruga Profetike në këtë çështje madhore që besimtarët të ndjekin rrugën e tij sal-lAlalhu alejhi ue selem, në kohën kur shumë njerëzit janë hutuar pas bukurive të kësaj jete dhe janë mashtruar prej saj. Ndërsa fjalët e dijetarëve i tregova për të shpjeguar argumentet dhe për të treguar që nuk

kam dalë nga Ixhma'u i dijetarëve siç pretendojnë disa njerëz që nuk kanë dije. Gjithashtu për të hedhur poshtë pretendimin e disa njerëzve që umeti Islam ka rënë dakord që kalendari është i saktë!

Dikush mund të pyesë e të thotë: Unë xhaminë e kam pranë shtëpisë, por ata e falin namazin sipas kalendarit dhe si rezultat mund ta falin psh sabahun para kohe! Si të veproj?

Përgjigje: Ke dy mundësi! Ose ta falësh namazin në xhami por ta konsiderosh nafile dhe ta përsëritësh atë në shtëpi në kohën e tij ose të mos e falësh atë me xhemat por të presësh sa të hyjë koha e më pas të falesh.

Ka thënë Albani: Nëse imamët e vonojnë namazin nga koha e tij, duhet që muslimani ta falë në kohën e vet, në shtëpinë e tij. Më pas të falet me ta kur të falen dhe për të quhet nafile. Ka transmetuar Ebu Dherri (radij-Allahu anhu) nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem): ***"Si do veprosh ti o Ebu Dherr kur të jenë të parët e tu, disa njerëz që e vonojnë namazin nga koha e vet?"*** I thashë: Çfarë më urdhëron? Tha: ***"Fale namazin në kohën e vet dhe nëse e arrin namazin me ta falu, sepse ai për ty është nafile"*** [Trans. Muslimi, Ebu Daudi, etj]

Një ngjarje e tillë i ka ndodhur Abdullah Ibn Mes'udit (radij-Allahu anhu). "Uelid Ibnu Ukbe e vonoi një herë namazin e Abdullah Ibn Mes'udi u ngrit, thirri Ikametin dhe i drejtoi njerëzit në namaz. Atëherë, e pyeti Uelidi! Përse e bëre këtë gjë? A të erdhi urdhër prej prijësit të besimtarëve apo bëre bidat? I tha: Nuk na ka ardhur urdhër prej prijësit të besimtarëve, e as nuk kam bërë bidat! Por, Allahu i Madhëruar nuk na lejon ne, e as i Dërguari i Tij që të presim ty për namazin tonë kur ti je në punët e tua." [Trans. Imam Ahmedi. Zinxhiri i këtij transm. është i saktë] [ETh-themerul Mustetab 86]

**Kapitulli i tretë: Dëmet që ka sjellë përdorimi i kalendarëve.**

1. **Përçarja e muslimanëve dhe mbjellja e urrejtjes dhe fitneve ndërmjet tyre.**

Siç dihet, Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem nuk ka përdorur kalendar për njohjen e kohëve të namazit. Rruga e tij ishte njohja e kohëve të namazit dhe agjërimit me anë të shikimit.

Nga Sehl Ibn Sa'd transemtohet se porfeti sal-lAllahu alejhi kur ishte agjërues urdhëronte një person që të hypte në një vend të lartë, e kur t'i thoshte ai që dielli perëndoi ai e çelte (agjërimin). Transmeton El Hakim saktësoi Albani.

Gjithashtu transmeton Urueh Ibn Zubejr nga një grua prej fisit Beni Nexhar (nga Medina), se ka thënë: "Shtëpia ime ishte nga shtëpitë më të larta rreth xhamisë dhe Bilali e thërriste ezanin mbi të! Vinte në kohën e syfyrit, ulej mbi tarracë dhe shikonte agimin e kur e shihte atë ngrihej". [Transmeton Ebu Daudi dhe e saktësoi Albani]. E shumë hadithe të tjera të cilat i përmendëm në kapitullin e dytë kur treguam mënyrën e përcaktimit të kohëve të namazit.

Ndërsa njerëzit sot mbështeten jo tek shikimi por tek kalendari, e nëse dikush u thotë që kalendari është gabim që në konceptin e tij e kundërshtojnë me forcë siç mund të kundërshtohet një person që ka shpikur diçka të re në fe!

Madje edhe ata që ndjekin kalendarin nuk bien dakord me njëri tjetrin siç e kemi treguar konkretisht këtë gjë në kapitullin e parë të librit.

Ka thënë Ibn Tejmijeh: ... deri sa të bëhen njerëzit parti dhe grupe! **E gjithë kjo është prej gjërave që e ka ndaluar Allahu dhe i dërguari i Tij sal-lAllahu Alejhi ue selem. Shkaku i kësaj përçarje ishte se ata futën në fenë e tyre atë që nuk ishte pjesë e saj dhe ligjëruan atë që nuk e ka lejuar Allahu**. Më pas ranë në kontradiktë në këtë bidat që e bënë të

ligjshëm, sepse ai (bidat) nuk mund të ketë një kufi preçiz. **Siç ndodh me ata që duan të njohin shfaqjen e hënës së re ose njohjen e hyrjes së agimit me anë të llogaritjeve**. Por, këto llogaritje nuk janë të bazuara as në argumente algjebrike të sakta! Përkundrazi ato bien ndesh me njëra tjetrën. Kështu që këta u larguan nga feja e gjerë dhe nga argumentet e Sheriatit dhe hynë në disa lloje injorancash dhe bidatesh me gjithë pretendimin se kanë dije dhe zgjuarsi. Kështu ua bën Allahu atyre që dalin nga sheriati, shkojnë tek bidatet, dhe shtrëngojnë fenë. Transmeton Muslimi nga Ahnef Ibn Kajs nga Ibn Mes'udi se Profeti sal-lAlalhu alejhi ue selem ka thënë: "U shkatërruan el mutenetiune (ata që bëjnë shtrëngime). E tha tre herë". [Mexhmu'ul Fetaua 22/215]

Ka thënë Neueuiu: El Mutenetiunë quhen ata që zhyten më tepër se ç'duhet dhe e teprojnë duke kaluar kufirin me fjalë ose me vepra. [Sherh En-neueui ala Muslim 16/220]

Kështu që përçarjen dhe fitnet nuk kanë ardhur prej atyre që u tregojnë njerëzve të vërtetën por prej atyre që këmbëngulin tek e kota dhe prej atyre që e falin namazin para se të hyjë koha. Pasha Allahun që falja e namazit jashtë kohës së tij është një nga fitnet e mëdha me të cilat është sprovuar ky umet.

2. Mosnjohja e sunetit të porfetit sal-lAllahu alejhi ue selem në një prej çështjeve më kryesore të Islamit që është namazi.

    Shkak për këtë mosnjohje nga ana e muslimanëve është se ata janë mbështetur tek kalendari dhe si rezultat nuk janë interesuar t'i njohin kohët e namazit siç i ka përshkruar Profeti sal-lAllhu alejhi ue selem. Ka thënë Albani: Siç e përmendëm edhe më sipër: " **...E gjithë kjo ka ardhur si rezultat i mbështetjes së tyre tek përcaktimi astronomik i kohëve të namazit dhe kthimi i shpinës ndaj përcaktimit Islam**." [Zinxhiri i Haditheve të sakta 5/52 nr.2031]

    Po të mos ishte mëshira e Allahut dhe ruajtja e Tij, ky kalendar mund t'i çonte njerëzit deri në atë gradë që t'i harronin plotësisht

kohët  e namazit. Kështu që ky kalendar i ka çuar shumë njerëzit në humbjen e një dije të dobishme të Islamit që është dija e njohjes së kohëve të adhurimit. Ka thënë Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem: "**Robërit më të zgjedhur të Allahut janë ata që vëzhgojnë diellin, hënën, yjet dhe hijet për (të njohur kohët e) përkujtimit të Allahut**".

3. Mos zbatimi i sunetit të Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem duke u mjaftuar me atë që është shkruar në kalendar. Nuk besoj se ka besimtar që e do sunetin që dyshon se zbatimi i sunetit të Profetit sal-lAlalhu alejhi ue selem është gjëja më e mirë edhe sikur kalendari të mos ketë asnjë problem. Sepse me ndjekjen e sunetit njeriu shpërblehet, ndërsa me ndjekjen e kalendarit jo. Mbase dikush mund të pretendojë se edhe kalendari tek suneti është bazuar. Por ne e treguam më sipër që kjo nuk është e vërtetë. Madje këtë gjë as ata që kanë përpiluar kalendarët nuk e pretendojnë, sepse ata bazohen në llogaritjet matematikore në përpilimin e kalendarit dhe jo tek shikimi i syrit. E për këtë kanë shkruar edhe libra! Kështu që, kush thotë se kalendarët janë bazuar në sun-netin e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem në të vërtetë ky njeri është ose injorant ose mendjemadh që nuk dëshiron ta pranojë të vërtetën. Kemi treguar më sipër që shumë prej njerëzve për hir të këtij kalendari nuk e çelin iftarin kur ka treguar Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem dhe as nuk e mbyllin syfyrin në kohën e duhur, prandaj dhe hajri tek ata është i pakët dhe e keqja është e shumtë.

4. Ky kalendar ka rrezikuar namazin e shumë njerëzve që janë mashtruar prej tij. Gjë që e treguam në kapitullin e dytë. Ky dëm do mjaftonte që muslimanët të mos bazohen tek kalendarët. Megjithatë, sheh shumë prej tyre i mbyllin sytë para të vërtetës sepse nuk mund ta pranojnë dot që kanë gabuar për kaq kohë ose për arsye të tjera të brendëshme... ose të jashtme të cilat nuk vlejnë si justifikime para Allahut, pasi të jetë sqaruar e vërteta.

Gjithashtu, një prej gabimeve që ka kalendari është edhe lindja e diellit sepse siç e kemi thënë më sipër. Ata nuk bazohen në termat Islame në caktimin kohëve, por bazohen në termat astronomike. Terma të cilat nuk merren në konsideratë në Islam. Prandaj ata që kanë përpiluar kalendarin e kanë vendosur lindjen e diellit në bazë të koordinatave gjeografike pa marrë parasysh relievin. Si rezultat, kalendari thotë se dielli ka lindur por ne nuk shohim diell me sy! Ndërkohë që Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem nuk konsideronte lindje dielli gjë tjetër veç asaj që shikohej me sy.

Rrjedhin prej këtij përcaktimi që kanë vënë në kalendar disa probleme në lidhje me adhurimet. Prej tyre p.sh. është falja e namazit të Duhasë të cilin e falin një pjesë e muslimanëve pasi kanë qëndruan në xhami për të pritur lindjen e diellit. Por shumë prej tyre ngaqë nuk e dinë gabimin e kalendarit ngrihen dhe e falin duhanë jo në kohën e vet por në një kohë që është e ndaluar të falesh. D.m.th. problemi i vërtetë i kalendarit nuk është thjesht tek shifrat që janë vendosur në të, por tek mënyra e gjetjes se këtyre shifrave dhe rezultati që ka rrjedhur prej kësaj mënyre.

Komisioni i përhershëm është pyetur: A konsiderohet kalendari aktual i ligjshëm në Islam apo jo?

Përgjigje: Kalendari është prej çeshtjeve ixhtihadije (d.m.th. i bazuar në mendimin e atyre që e kanë përpiluar). Ata që e kanë përpiluar janë njerëz që mund t'a qëllojnë dhe mund të gabojnë. Prandaj nuk duhet që kohët e namazit të lidhen me të dhe as fillimi dhe mbarimi i agjërimit, sepse fillimi dhe mbarimi i këtyre kohëve është treguar në Kur'an dhe Sunet. Prandaj duhet që të mbështetemi tek argumentet e Sheriatit. Por mund përfitojnë prej tij muezinët dhe imamët në formë përafërsie. Ndërsa në agjërim nuk duhet mbështetur tek ai në asnjë aspekt, sepse Allahu e ka lidhur agjërimin me fillimin e agimit deri në darkë dhe sepse Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem ka thënë: "Agjëroni kur ta shihni atë (hënën e re) dhe çeleni kur ta shihni atë". [ Fetaua El-lexhnetit Daimeh 6/141 nr 4100] AbdulAziz Ibn Baz, AbduRraz-zak El Afifi dhe Abdullah Ibn Gudejan.

5. Kundërshtimi i fjalës së Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem, i cili ka thënë në hadithin që e transmeton Buhariu dhe Muslimi nga Ibn Umeri: "**Ne jemi një umet analfabet që nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim**!"

Ka thënë Ibn Tejmijeh: Fjala e Profetit sal-lAlalhu alejhi ue selem: "**Ne jemi një umet analfabet që nuk shruajmë dhe as nuk llogarisim**" është lajm por që përmban kuptimin e ndalesës. Sepse ai na ka treguar se umeti që e ka ndjekur atë është umet mesatar, nuk shkruan dhe as nuk llogarit. Kështu që, kush shkruan ose llogarit nuk është prej këtij umeti në këtë çështje. Por ka ndjekur rrugë tjetër veç rrugës së besimtarëve të cilët janë ky umet. Kështu që ka vepruar atë që nuk është prej fesë dhe dalja prej fesë është haram. Prandaj shkrimi dhe llogaritja e përmendur janë haram. [Mexhmu'ul fetaua 25/164-165]

**Kujdes** : Nuk kuptohet prej fjalës së Ibn Tejmijes se shkrimi dhe llogaritjet janë haram. Nuk është këtu qëllimi i tij! Por, qëllimi i tij është që njohja e të vërtetës në çështjet e fesë nuk arrihet me anë të llogaritjeve dhe shkrimit. Sepse muslimanët nuk kanë nevojë **për të gjetur të vërtetën** në fenë e tyre që ta llogarisin me matematikë, siç pretendojnë këta që kanë vendosur kalendarët, se kohët e namazit i gjejnë në mënyrë më preçize me anë të llogaritjeve.

Ka thënë Ibn Rexhebi: "Feja jonë nuk ka nevojë për llogaritje dhe as për shkrim (për të mbërritur tek e vërteta) siç veprojnë ithtarët e librit të cilët i përcaktojnë adhurimet e tyre me **llogaritjen** e lëvizjes së diellit! Feja jonë fillimin e agjërimit e ka lidhur me shikimin e hënës së re. Nëse ajo nuk duket nga retë nuk kemi nevojë për llogaritje. Ndërsa, me diellin është lidhur gjatësia e ditës që duhet agjëruar, e kjo është gjë që shihet me sy, sepse fillimi i saj është shfaqja e agimit të dytë e ky është fillimi i daljes së diellit mbi tokë dhe fundi i tij është perëndimi i diellit. Gjithashtu, me lëvizjen e diellit janë lidhur edhe kohët e namazit. Namazi i sabahut fillimin e ka me daljen e agimit dhe fundin e ka me daljen e diellit. Fillimi i kohës së drekës është me largimin e diellit nga kupa e qiellit dhe fundi i drekës

është kur hija bëhet sa objekti, e ky është fillimi i kohës së ikindisë. Ndërsa fundi është kur zverdhet dielli ose kur perëndon e ky është fillimi i akshamit dhe fundi i tij është kur zhduket e kuqja në perëndim. Atëherë hyn jacia dhe fundi i saj është në mesin e natës ose në 1/3 tën e saj dhe zgjatet për ata që kanë justifikime deri në shfaqjen e agimit. E gjithë kjo nuk ka nevojë as për llogaritje dhe as për shkrim". [Fet'hul Bari Ibn Rexheb 2/295]

Ndërsa këta që kanë përpiluar kalendarët, e kanë vështirësuar fenë dhe kanë kundërshtuar qartë fjalën e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem, sepse ata, kalendarët e tyre i përgatisin në bazë të llogaritjeve matematikore. Gjëra të cilat nuk mund t'i njohin shumica e njerëzve sepse janë të vështira. Është mirësi prej Allahut që nuk e ka lidhur fenë tonë me llogaritje të tilla. Po, sikur Allahu të na urdhëronte për diçka të tillë do ishte një gjë e vështirë për shumicën e muslimanëve.

**Ka thënë Imam Maliku: Nuk e rregullon fundin i këtij umeti vetëm se ajo që e rregulloi fillimin e tij.**

Së fundi, lusim Allahun, Zotin e Xhibrilit, Mikailit dhe Israfilit, Krijuesin e qiejve dhe të tokës! Të Diturin e të fshehtës dhe të dukshmes, Atë që do gjykojë ndërmjet robërve të Tij në mosmarrveshjet që kanë pasur, që të na udhëzojë ne tek e vërteta në të cilën njerëzit kanë rënë në kontradiktë. Ai udhëzon kë të dëshirojë në rrugën e drejtë. Amin

